

Xhorxh Oruelli lindi në vitin 1903 në Motihari, në Bengal të Indisë. Emri i tij i vërtetë ishte Eric Arthur Blair. I ati, Richard Walmesley Blair, shërbente si civil për qeverinë britanike. Në vitin 1904, Oruelli u transferua bashkë me nënën dhe motrën e tij në Angli, ku mbeti deri në vitin 1922. Filloi të shkruante në një moshë të re e madje botonte edhe në periodikët e kolegjit, por atij nuk i pëlqente shkolla. Oruelli shkroi për eksperiencat e tij të papëlqyeshme në shkollën parapërgatitore, në esenë "Such were the Joys" (1968).

Oruelli nuk fitoi ndonjë të drejtë studimi dhe, meqë nuk kishte mundësi për të vazhduar arsimimin e tij, shkoi në Bruma dhe shërbeu në administratën e Policisë Perandorake Indiane nga viti 1922 deri në vitin 1927, kur ai dha dorëheqjen, pjesërisht për shkak të mospëlqimeve të tij në rritje për imperializmin britanik, një mospëlqim që e shprehu me fjalë në esetë e tij "Shooting an Elephant" (1950) dhe "A Hanging" (1931).

Kur Oruelli u kthye në Evropë ishte në një gjendje të mjerë ekonomike dhe bëri punë që paguheshin shumë pak, në Francë dhe Angli. Më në fund, në vitin 1928, ai vendosi të

George Orwell

# FERMA E KAFSHËVE

*roman*

Përktheu: Arben Kallamata



Onufri

## KAPITULLI I

Atë natë Zoti Xhons, i "Fermës Menër", i kishte mbyllur mirë kotecet e pulave, ndonëse s'mund të pritej të qe aq esëll sa të mos harronte dritaret e ushqimit. E përshkoi oborrin si një anije mes dallgëve, ndërsa fasha e dritës së fenerit i vallëzonte andej-këtej nëpër errësirë. Përplasi një herë fort këmbët përpara derës së prapme të shtëpisë, rrëkëlleu një gotë të fundit birre nga fuçia që mbante në aneks dhe ia mbajti për në shtrat, ku zonja Xhons gërhiste prej kohësh.

Me t'u fikur drita në dhomën e gjumit një trazirë dhe rrëmujë e përgjithshme u ndje në mjediset e fermës. Gjatë ditës ishte hapur fjala se Majori plak, hamshori me famë, fitues i disa çmimeve në panaire, kishte parë një ëndërr që donte t'ua tregonte të gjithëve. Ndaj edhe kafshët e kishin bërë me fjalë që, me t'u hequr sysh Zoti Xhons të mblidheshin te plevica e madhe. Majori plak (kështu i thërrisnin të gjithë, ndonëse emrin me të cilin kishte ardhur në këtë botë e kishte Bukuroshi i Willingtonit) gëzonte respekt aq të madh në fermë, saqë kushdo do të sakrifikonte me kënaqësi një orë gjumë që të dëgjonte çfarë kish për të thënë.

Majori qe rehatuar tashmë në një cep të plevicës së madhe, sipër një biçim platforme, ku ishte sajuar edhe shtrati i tij prej kashte. Mbi të, drejtpërdrejt nga trarët e çatisë, varej një fener. Ishte dymbëdhjetë vjeç dhe kohët e fundit sikur po trashej. Ama ishte derr me pamje të madhërishme, me një turi plot zgjuarsi e dashamirësi, tipare këto që s'ia dëmtonin aspak qimet që s'i kish prerë kurrë. S'vonoi shumë të mblidheshin edhe kafshët e tjera që, secila sipas mënyrës së vet, zunë t'i bënin vend vetes. Të parët mbërritën tre qentë, Blubeli, Xhesi, Pinçeri dhe, fill pas tyre derrat, që zunë vend përpara, ngjitur me platformën. Pulat u tulatën nëpër parvazet e dritareve, pëllumbat fluturonin mbi trarët e çatisë, delet dhe lopët u shtrinë pas derrave dhe ia nisën në çast ripërtypjes së ushqimit. Dy kuajt tërheqës, Bokseri dhe Kloveri erdhën tok, duke ecur ngadalë e duke i hedhur me kujdesin më të madh ato thundrat e tyre të mëdha leshtore, nga frika se mos shkelnin ndonjë kafshë të vogël. Kloveri, një pelë e shëndetshme, me pamjen e një nëne që po i afrohej mesit të jetës, se kishte marrë ende mirë veten pas lindjes së mëzit të katërt. Bokseri ishte një kafshë gjigante, një metër e tetëdhjetë i lartë dhe i fortë forcë sa dy kuaj të zakonshëm. Mes për mes hundës i kalonte një pullë e bardhë, që i jepte fytyrës së tij pamjen e një budallai, ndonëse edhe pa të vështirë të pritej ndonjë zgjuarsi e veçantë te ai. Sidoqoftë, Bokseri gëzonte respektin e të gjithëve për karakterin e qëndrueshëm dhe fuqinë mahnitëse në punë. Pas kuajve erdhën Murieli, dhia e bardhë, dhe Beniamini, gomari. Beniamini ishte më i vjetri në fermë. Dhe më nursëzi. Fliste shumë rrallë dhe vetëm sa për të lëshuar ndonjë vërejtje cinike; për shembull, mund të thoshte se Zoti i kish falur një bisht për të dëbuar mizat, por atij do t'i pëlqente më tepër të

mos kishte as bishta dhe as miza në këtë botë. Ishte i vetmi ndër gjithë kafshët e fermës që nuk qeshte. Po ta pyesje pse, përgjigjej se nuk shihte asgjë për të qeshur. Megjithatë, ndonëse kurrë nuk e kishte pranuar publikisht, ai ishte i dhënë pas Bokserit; zakonisht të dielat i kalonin bashkë te livadhi i vogël prapa kopshtit, duke kullotur të heshtur pranë njëri-tjetrit.

Kuajt s'kishin zënë ende vend mirë, kur një tufë rikash, që kishin humbur të ëmën, vërshuan në plevicë duke rikatur e duke u tundur sa majtas-djathtas. Të shqetësuara, kërkonin një vend ku të mos i shkelnin. Kloveri formoi rreth tyre një si mur me këmbët e saj të gjata dhe ato, me të bërë fole mirë, ia këputën gjumit. Në fund, duke u spërdredhur me një petë sheqeri në gojë, hyri Moli, pela bukuroshe e trushkulur, që tërhiqte dyrrotëshin e zotit Xhons. Zuri vend përpara dhe nisi të ledhatojë krifën e vet, e bindur se po tërhiqte vëmendjen me kordelet e kuqe me të cilat ishte zbukuruar. E fundit fare erdhi macja. Si zakonisht, hapi sytë rreth e rrotull për të gjetur vendin më të ngrohtë dhe, pa ç'pa, vajti e u rras midis Bokserit dhe Kloverit, ku ia mori me gjumë për shtatë palë qejfe gjatë gjithë kohës që mbante fjalim Majori, pa vrarë mendjen të dëgjonte ndonjë fjalë.

Tani ishin mbledhur të gjitha kafshët me përjashtim të Moisiut, korbit të zbutur, i cili po flinte mbi një kërcu prapa derës së pasme. Kur pa se u rehatuan të gjithë dhe po prisnin të vëmendshëm, Majori kroi zërin dhe ia nisi:

"Shokë, duhet të keni dëgjuar të gjithë për punën e asaj ëndrrës së çuditshme që pashë mbrëmë. Nejse, për të do të flas më vonë. Hë për hë, dua t'ju them diçka tjetër. Me ç'duken bathët, shokë, s'besoj të jem edhe për shumë kohë midis jush,

ndaj, para se të vdes e ndiej për detyrë t'ju lë trashëgim gjithë mençurinë e fituar gjatë jetës sime. Kam jetuar mjaft gjatë e, meqë rrija i vetmuar në stallë, më është dhënë rasti të reflektoj dhe tani mund të them pa frikë se e kuptoj mirë ç'lloj jete është kjo që bëjmë në këtë botë. Për këtë e ndiej veten më të aftë se çdo kafshë tjetër e gjallë, ndaj dhe dua t'ua shpjegoj ju.

Atëherë, pra, shokë, ç'lloj jete bëjmë ne? Le ta shohim pa frikë realitetin në sy: një jetë të shkurtër, të mjerueshme dhe plot mundime. Lindim, na japin ushqim sa për të mbajtur shpirtin gjallë dhe këdo prej nesh që është në gjendje të kryejë ndonjë punë, e detyrojnë të punojë deri në pikën e fundit të fuqisë. Pastaj, me të ardhur çasti ku nuk japim dot më, na masakrojnë në mënyrën më të pamëshirshme. Nuk ka kafshë në Angli që pas moshës një vjeç të dijë kuptimin e nocioneve *çlodhje* dhe *lumturi*. Asnjë kafshë në Angli nuk është e lirë. Për kafshën jeta është baras me mjerim dhe skllavëri. Kjo është e vërteta e thënë copë.

Po a mund të themi se kjo është thjesht ligjësi e natyrës? A mund të themi se kjo ndodh ngaqë toka jonë është e varfër dhe nuk arrin t'u ofrojë jetesë të denjë atyre që e punojnë? Jo, shokë! Një mijë herë jo! Toka e Anglisë është pjellore dhe klima e mirë. Kjo tokë mund të prodhojë ushqime me bollëk për një numër kafshësh shumë herë më të madh nga sa banojnë sot mbi të. Vetëm ferma jonë, ja kjo këtu, është në gjendje të mbajë dymbëdhjetë kuaj, njëzet lopë, qindra dele - dhe të gjithë të jetojnë me dinjitet e bollëk sa s'e merrni dot me mend. Lind pyetja: pse jetojmë në kushte kaq të mjerueshme? Sepse gati i gjithë fryti i punës sonë vidhet nga qeniet njerëzore. Ja, pra, shokë, se ku qëndron përgjigjja për

të gjitha problemet tona. Zgjidhja e tyre mund të përmblidhet me një fjalë të vetme: NJERI. I vetmi armik që kemi është njeriu. Hiqni njeriun nga skena e historisë dhe keni zhdukur një herë e mirë burimin e urisë e të mjerimit.

Njeriu është e vetmja krijesë që konsumon pa prodhuar. As qumësht jep, as vezë bën, as fuqi të tërheqë parmendën ka, madje s'vrapon dot as sa të kapë një lepur. Megjithatë, është zot i të gjitha kafshëve. I vë ato në punë e, si shpërblim, u jep një minimum sa të mos i lërë të vdesin urie – gjithçka tjetër e mban për vete. Me energjinë tonë ne punojmë tokën, me jashtëqitje e plehërojmë atë e, përsëri, asnjë prej nesh nuk arrin të ketë diçka më shumë se lëkurën e vet. Flisni, o lopë që rrini këtu para meje, sa qindra litra qumësht keni dhënë vetëm gjatë këtij viti? E ç'është bërë me tërë atë qumësht, që fare mirë mund të ishte përdorur për të ushqyer viça të shëndetshëm? Çdo pikë e tij ka shkuar në gurmazet e armiqve tanë. Po ju, o pula, sa vezë keni bërë këtë vit? Dhe sa prej tyre keni mundur të ngrohni për të nxjerrë zogj? Shumica kanë shkuar në pazar për të rritur fitimet e zotit Xhons dhe të njerëzve që i shërbejnë. Po ti, o Klover, ku i ke katër mëzat që linde, të cilët do t'i kishe tani krahë dhe do të ta ngrohnin zemrën në pleqëri? Që të katërt u shitën sapo mbushën vitin dhe ti s'ke për t'i parë më kurrë. E çfarë more si shpërblim për katër pjellat e tua dhe gjithë atë punë të mundimshme në fushë, veç një racioni qesharak në stallë?

Por më e keqja është që edhe këtë jetë të mjerueshme që bëjmë, nuk na lenë ta çojmë deri në fund, sipas ligjeve të natyrës. Unë për vete nuk qahem, se mund të radhitem ndër krijesat më fatlume. Jam katërmbëdhjetë vjeç dhe kam bërë mbi katërqind fëmijë. Më tepër se kaq asnjë derr nuk mund

të kërkojë brenda një jete natyrale. Por asnjë kafshë tjetër nuk arrin t'i shpëtojë fundit nga thika mizore. Ju, o gica të vegjël, që më rrini të qetë aty përpara dijeni se pa mbushur mirë vitin keni për t'ia lëshuar ulërimës te kasapi sa t'ju shqyhet gurmazi. Ky fund i lemerishëm ju pret të gjithëve - lopë, derra, pula, dele, të gjithëve. Madje edhe kuajt apo qentë nuk kanë ndonjë fat më të mirë se ne. Ja, ti Bokser, ditën kur muskujt e tu të mëdhenj do të lëshohen pa fuqi, atë ditë Xhonsi do të thërrasë ndonjë kasap për të të ngulur thikën në fyt, për t'ia shpënë mishin tënd të zier zagarëve. Sa për qentë, kur plaken dhe iu bien dhëmbët, Xhonsi u lidh një gur në qafë dhe i flak në pellgun më të afërt.

A s'e keni të qartë tani, shokë, si drita e diellit se të gjitha të këqijat e kësaj bote na vijnë nga tirania e qenieve njerëzore? Mjafton të heqim qafe zgjedhën e njeriut dhe prodhimi i djersës sonë do të jetë i tëri yni. Vetëm kështu mund të fitojmë lirinë dhe të zhvillohemi. Atëherë, ç'duhet bërë? Thjesht: të punojmë ditë e natë, me mish e me shpirt për përmbysjen e racës njerëzore. Ky, pra, është mesazhi im për ju, shokë: Kryengritje. Nuk e di se kur do të mund të realizohet kjo kryengritje. Ndoshta pas një jave, ndoshta pas njëqind vjetësh. Por di të them me siguri, si kjo fija e kashtës që kam përpara se herët e vonë drejtësia do të vendosë. Përqendrojini këtu forcat tuaja, shokë, gjatë gjithë asaj pjese të shkurtër të jetës që ju ka mbetur. Dhe, mbi të gjitha, përcilljani edhe brezave që do të vijnë këtë mesazh që po ju jap, në mënyrë që brezat e ardhshëm ta vazhdojnë luftën deri në fitoren e plotë.

Dhe kujdes, shokë! Të jeni të vendosur deri në fund. Asgjë nuk duhet t'ju shmangë nga rruga e nisur. Mos besoni kur t'ju thonë se kafshët dhe njerëzit kanë interesa të përbashkëta,

se mirëqenia e njërit është mirëqenie edhe për tjetrin. Të gjitha janë mashtrime. Njeriu nuk i bën hyzmet asnjë lloj interesi veç përfitimit të tij. Dhe le të mbretërojë midis nesh, kafshëve, një unitet i plotë mendimi e veprimi, një shoqëri e vërtetë në betejën e përbashkët. Të gjithë njerëzit janë armiq, të gjitha kafshët janë shokë."

Në këtë çast shpërtheu një zallamahi e madhe. Ndërsa fliste, Majori nga vrima kishin dalë katër minj të mëdhenj arash që, të ulur mbi këmbët e pasme, po dëgjonin me vëmendje. Qentë i kishin parë rastësisht dhe minjtë arritën të ktheheshin përsëri vrimave e të shpëtonin kokën vetëm falë shpejtësisë së këmbëve. Majori ngriti thundrën për të vendosur qetësinë:

"Shokë," tha ai. "Këtu ka diçka që duhet ta vendosim së bashku. Kafshët e egra, si minjtë, lepujt etj., do t'i kemi miq apo armiq? Le ta hedhim në votë. Pyetjen po e shtroj kështu: A janë shokë minjtë?"

Votimi u bë në çast dhe me shumicë votash u vendos që minjtë të ishin shokë. Pati vetëm katër vota kundër, tre qentë dhe macja, e cila, siç u zbulua më pas, kishte votuar në të dy krahët. Majori vazhdoi:

"Nuk kam edhe shumë për të thënë. Dua vetëm të përsëris: mos harroni detyrën e luftës kundër Njeriut dhe gjithçka që ka lidhje me të. Gjithçka që ecën me dy këmbë është armik. Gjithçka që ecën me katër këmbë ose ka krahë të fluturojë është mik. Dhe mos harroni gjithashtu, se nuk po e luftojmë Njeriun që pastaj t'i ngjajmë atij. Edhe kur ta keni mposhtur mos merrni huqet e tij. Asnjë kafshë nuk duhet të jetojë në shtëpi apo të flejë në shtrat, apo të veshë rroba, apo të pijë alkool ose duhan, apo të marrë para, apo të merret me tregti. Të gjitha sjelljet e njeriut janë të këqija. Dhe mbi të gjitha,

asnjë kafshë nuk duhet të tiranizojë të tjerët. Të dobët e të fuqishëm, budallenj e të zgjuar, ne të tërë jemi vëllezër. Asnjë kafshë nuk duhet të vrasë ndonjë kafshë tjetër. Të gjitha kafshët janë të barabarta.

Ndërsa tani, shokë, dua t'ju tregoj atë ëndrrën që pashë mbrëmë. Gjithë ëndrrën nuk arrij t'jua përshkruaj. Ishte një ëndërr për tokën, si do të jetë ajo kur të jetë zhdukur Njeriu. Por ajo më kujtoi diçka që e kisha harruar prej kohësh. Shumë vjet më parë, kur ende isha një gic i vogël, nëna dhe dosat e tjera këndonin një këngë të vjetër, nga a cila dinin vetëm melodinë dhe tri fjalët e para. E kisha mësuar që në fëmijëri këtë melodi, po prej kohësh ajo më kishte dalë nga mendja. Megjithatë, mbrëmë m'u rikthye në kujtesë gjatë ëndrrës. Dhe, për më tepër, m'u rikthyen edhe fjalët e këngës, fjalë që, për këtë jam më se i sigurt, ishin kënduar shumë e shumë kohë më parë nga kafshët dhe kishin humbur në kujtesën e brezave. Tani, shokë, do t'jua këndoj këtë këngë. Jam plak dhe zërin e kam të ngjirur, por pasi t'jua kem mësuar melodinë, ju do të dini ta këndoni vetë më bukur. Kënga titullohet: "Kafshë të Anglisë."

Majori plak kroi zërin dhe ia nisi këngës. Siç tha edhe vetë, zërin e kishte pak të ngjirur, por ama këndonte bukur. Ishte një melodi tepër frymëzuese, diçka ndërmjet "Klementinës" dhe "La Kukaraçës". Ndërsa fjalët qenë:

KAFSHË TË ANGLISË

*Kafshë të Anglisë dhe Irlandës,*
*Të vuajturat kafshë an'e mbanë,*

*Mbani vesh lajmin e gëzuar,*
*Çasti i fitores po na vjen pranë.*

*Nuk do t'jetë vonë ajo ditë fatlume,*
*Njeri-tirani kur të jetë zhdukur,*
*Dhe pjelloret fusha të Anglisë,*
*Veçse me kafshë do të rrinë mbushur.*

*Kapistrat mizore do jenë hequr,*
*Kamzhikë, samarë të urryer,*
*Fre dhe mamuze më nuk do të ketë,*
*Veç kafshë të lumtura dhe të ushqyer.*

*Do t'shkëlqejnë fushat e Anglisë*
*Dhe më t'pastër do të jenë burimet,*
*Përherë t'shëndetshme do të jenë erërat,*
*Ditën që do t'na sjellë gëzimet.*

*Për këtë ditë duhet të lodhemi,*
*E arrijmë a s'e arrijmë,*
*Lopë, kuaj, pata, qen,*
*Të derdhim djersën për lirinë.*

*Kafshë të Anglisë dhe Irlandës,*
*Të vuajturat kafshë an'e mbanë,*
*Mbani vesh lajmin e gëzuar,*
*Çasti i fitores po na vjen pranë.*

Teksa këndonin këngën kafshët u eksituan si kurrë ndonjëherë. Para se të mbaronte Majori së kënduari, ato ia

nisën ta shoqëronin për qejf të vet. Edhe më të trashët arritën të kapnin melodinë e të mbanin mend nja dy fjalë. Sa për të zgjuarit, si puna e derrave dhe qenve, ata e mësuan të gjithë këngën përmendësh brenda disa minutave. U deshën edhe disa prova paraprake para se e gjithë ferma të shpërthente në "Kafshë të Anglisë" me një unison të llahtarshëm. Lopët e pëllisnin, patat e gagarisnin, qentë e lehnin, delet e blegërinin, kuajt e hingëllinin. U hyri aq shumë në zemër, saqë e kënduan fillim mbarim pesë herë me radhë, dhe do të kishin vazhduar të këndonin gjithë natën po të mos i ndërprisnin.

Për fat të keq gjithë kjo zallamahi zgjoi zotin Xhons, i cili kërceu nga shtrati i sigurt se në fermë kishte hyrë dhelpra. Rrëmbeu çiften që e mbante gjithmonë në qoshe të dhomës së gjumit dhe lëshoi një të shtënë në errësirë. Saçmat u shpërndanë në muret e plevicës dhe mbledhja u prish sa hap e mbyll sytë. Të gjithë ia mbathën për në vendet e fjetjes. Zogjtë u strukën në kotece, kafshët u tulatën në kashtë dhe, pa kaluar shumë kohë, e gjithë ferma u zhyt në gjumë.

## KAPITULLI II

Tri net më pas, Majori plak vdiq qetësisht në gjumë. Trupin ia varrosën në fund të kopshtit.

Ishte fillim marsi. Tre muajt që pasuan u karakterizuan nga një veprimtari e dendur ilegale. Fjalimi i Majorit kishte hapur për kafshët perspektiva të reja. Nuk e dinin se kur do të vihej në jetë praktikisht Kryengritja e parashikuar nga Majori plak. Nuk kishin asnjë arsye të mendonin se kjo mund të realizohej gjatë jetës së tyre, por ama ishin të ndërgjegjshëm se misioni i tyre ishte ta përgatisnin këtë ngjarje të madhe. Natyrisht, barra për të ndërgjegjësuar dhe organizuar të tjerët u ra derrave, si më të zgjuarit ndër kafshët. Midis derrave u shquan si veprimtarë dy meshkuj të rinj të quajtur Snouboll dhe Napolon, të cilët zoti Xhons po i majmte për t'i shitur. Napoloni ishte një hamshor trupmadh i racës Berkshir (i vetmi Berkshir në të gjithë fermën) me një pamje disi të vrazhdë, jo dhe aq i fjalës, por që dinte t'i bënte rrugë vetes. Snoubolli ishte një derr më i shkathët se Napoloni, më i mprehtë nga gjuha dhe me imagjinatë më të zhvilluar, ndonëse i mungonte ashpërsia në karakter. Të gjithë meshkujt e tjerë të fermës

ishin derra majmërie. Mes tyre binte në sy një trashaluq me emrin Skuiler, me ca faqe rrumbullake, sy që i shkëlqenin, lëvizje të shkathta dhe zë therës. Ishte orator i shkëlqyer dhe kur diskutonte ndonjë problem të ndërlikuar tundej sa andej-këndej dhe e përdridhte bishtin aq bukur sa i bindte menjëherë dëgjuesit. Tek-tuk pëshpëritej se ishte i zoti të të mbushte mendjen madje, se edhe e zeza është e bardhë.

Të tre këta i përpunuan mësimet e Majorit në një sistem të plotë të mendimit teorik, të cilit i dhanë emrin *Animalizëm*. Gati çdo natë, pasi flinte zoti Xhons, ata organizonin mbledhje të fshehta në plevicë, ku u shpjegonin të tjerëve parimet e *Animalizmit*. Në fillim atyre iu desh të luftonin kundër injorancës dhe apatisë. Disa prej kafshëve ende flisnin për besnikërinë dhe detyrimet që kishin ndaj zotit Xhons, të cilit, madje i referoheshin me termin "imzot". Të tjerët lëshonin vërejtje të tilla naive si: "Zoti Xhons na ushqen. Po të mos jetë ai, ngordhim urie", ose: "Meqë kjo Kryengritje sido që të vijë puna, një ditë do të realizohet, a ia vlen të lodhemi ne tani duke e përgatitur?" Derrave iu duhej të harxhonin energji të pallogaritshme për t'u hapur sytë kafshëve e për t'i bërë të kuptojnë se këto mendime binin ndesh me parimet e *Animalizmit*. Pyetjen më idiote nga të gjithë e bëri Moli, pela e bardhë. E para gjë për të cilën u interesua ishte: "A do të ketë sheqer pas Kryengritjes?"

"Jo", tha prerë Snoubolli, në fermë nuk ka asnjë mjet për prodhimin me forcat tona të sheqerit. Veç kësaj, as që do të ketë nevojë për sheqer. Do të kesh sanë dhe tërshërë sa të të dojë qefi."

"Po kordele, a do të më lejohet të mbaj në krifë?"

"Shoqe," tha Snoubolli. "Këto kordele që ti i ke kaq për

zemër janë simbol i skllavërisë. Si nuk arrin ta kuptosh, xhanëm, që liria vlen më tepër se kordelet?!"

Moli u pajtua me të ndonëse nuk dukej dhe aq e bindur.

Derrave iu desh t'i përvisheshin një lufte edhe më të ashpër për të përgënjeshtruar lajmet që përhapte Moisiu, korbi i zbutur. Moisiu, i përkëdheluri i zotit Xhons, ishte jo vetëm spiun e thashethemexhi, por edhe orator i përkryer. Sipas tij, diku na ekzistonte një vend i quajtur "Mali i Bonboneve" ku ishin të destinuar të shkonin pas vdekjes të gjitha kafshët. Në "Malin e Bonboneve", nga të shtatë ditët e javës, shtatë ishin të diela. Jonxha lulëzonte gjatë gjithë vitit, ndërsa petëzat e sheqerit dhe ëmbëlsirat mbinin majë gardheve. Shumica e kafshëve e urrenin Moisiun, ngaqë nuk punonte fare dhe e kalonte tërë ditën duke përrallisur. Por kishte edhe nga ato që besonin te "Mali i Bonboneve", ndaj derrave u duhej të përdornin gjithë përgatitjen e tyre teorike për t'i bindur se një vend i tillë nuk ekzistonte gjëkundi.

Dishepujt më besnikë të derrave ishin dy kuajt e karrocës, Bokseri dhe Kloveri. Që të dy e kishin mjaft të vështirë të formonin ndonjë mendim origjinal në trurin e tyre, por ama, me t'i pranuar derrat si mësues, thithnin gjithçka që u thuhej dhe ua përcillnin të tjerëve, duke vënë në përdorim argumente të thjeshta. Nuk mungonin në asnjë nga mbledhjet sekrete të plevicës, ndërsa, në fund të tyre, kur këndohej "Kafshë të Anglisë", ata mbanin peshën kryesore.

Siç rrodhën ngjarjet, Kryengritja shpërtheu shumë më shpejt nga ç'mund të ishte parashikuar. Para shumë vitesh, ndonëse i egër si padron, zoti Xhons kishte qenë fermer mjaft i zoti. Por kohët e fundit ia kishte varur fare punës. E kishte lëshuar veten, sidomos pas humbjes së një shume të madhe

në një gjyq dhe ishte dhënë pas pijes pak më tepër se ç'duhej. Rastiste të rrinte ditë të tëra i lëshuar mbi poltronin e vet në kuzhinë duke lexuar gazetën, duke pirë e duke mëkuar Moisiun me krodhe buke të ngjyera në birrë. Njerëzit që i shërbenin qenë dembelë dhe maskarenj; fushat po ia mbulonin barishtet e këqija; ndërtesave të fermës po u kalbeshin çatitë, gardhet ishin lënë pas dore; ndërsa kafshët nuk ushqeheshin si duhet.

Erdhi qershori dhe livadhi ishte gati për t'u korrur. Një ditë të shtunë, para "Festës së Verës", zoti Xhons ia mbajti për në Uillington dhe piu aq tepër te "Luani i kuq", sa nuk e mbajtën dot këmbët të kthehej para të dielës mbrëma. Punëtorët i kishin mjelë lopët që në mëngjes herët dhe qenë nisur për të gjuajtur lepuj, pa u kujtuar t'u hidhnin kafshëve për të ngrënë. Me t'u kthyer zoti Xhons u shtri për të fjetur në divanin e dhomës së ndenjjes dhe, kështu, megjithëse po afronte mbrëmja, kafshët mbetën pa ushqim. Po edhe durimi e ka një kufi. Njëra prej lopëve theu me brirë derën e stallës, gjest që nxiti kafshët e tjera të gjenin mënyrën për të dalë nga vendet ku mbaheshin të mbyllura. Në këtë çast u zgjua zoti Xhons. Njëkohësisht me të te stallat u gjendën edhe katër punëtorë me kamxhikë në dorë, me të cilat i fshikullonin kafshët në të katër anët. Me sa duket, kafshët e uritura nuk mund ta duronin një gjë të tillë. Ndonëse asgjë nuk ishte planifikuar paraprakisht, ato u lëshuan si me komandë mbi torturuesit të tyre. Papritur, Xhonsi dhe njerëzit e tij e gjetën veten mes shkelmave dhe brirëve që u vinin nga të katër anët. Gjendja u rrëshqiti nga duart. Kurrë më parë nuk u kishte rënë rasti të shihnin kafshë që silleshin kështu dhe ky rebelim i papritur i këtyre krijesave të cilat ishin mësuar t'i rrihnin me kamxhikë e t'i keqtrajtonin ua futi frikën në palcë. Pa kaluar shumë kohë,

hoqën dorë nga çdo lloj përpjekje, kthyen majat nga thembrat dhe ia mbathën me të katra në drejtim të shtegut që të çonte në rrugën kryesore. Tufa e kafshëve i ndiqte pas triumfalisht.

Zonja Xhons hodhi vështrimin nga dritarja e dhomës së gjumit, pa se ç'po ndodhte, mbështolli shpejt e shpejt në një çantë të madhe gjërat më me vlerë dhe u largua nga ferma përmes një rrugice të fshehtë. Moisiu u lëshua pas saj fluturimthi duke krrokatur me të madhe. Ndërkohë kafshët i kishin ndjekur të pestë burrat deri te rruga kryesore dhe e kishin mbyllur pas tyre portën e madhe, në të hyrë të fermës. Kështu, pra, para se ta merrnin vesh vetë, Kryengritja ishte realizuar me sukses: Xhonsi ishte dëbuar dhe "Ferma Menër" ndodhej në duart e tyre.

Në fillim kafshët nuk arrinin ta besonin atë që kishte ndodhur. Instinktivisht të parën gjë që bënë ishte një vrap me të katra, të gjithë tok, si një trup i vetëm rreth kufijve të fermës për t'u siguruar se s'gjendej gjëkundi frymë njeriu. Pastaj u lëshuan vrikthi te ndërtesat e fermës për të zhdukur gjurmët e fundi të regjimit të urryer të Xhonsit. U shkallmua dera e depos së veglave në fund të stallës, u nxorën gojëzat e kuajve, zinxhirët e qenve dhe thikat mizore me të cilat zoti Xhons masakronte derrat dhe qengjat. Të gjitha u hodhën në pus. Frerë, kapistra, veshokë, trasta, pjesë tagjie u hodhën në zjarrin e mbeturinave të ndezura qysh në mëngjes. Po kështu edhe kamxhikët. Kafshët brohoritën të gëzuara kur panë se si po digjeshin kamxhikët. Snoubolli hodhi në zjarr edhe kordelet me të cilat zbukuroheshin të dielave bishtat dhe jelet e kuajve. "Këtej e tutje," tha ai, "kordelet do të konsiderohen veshje, pra pjesë e qenieve njerëzore. Të gjitha kafshët duhet të rrinë lakuriq."

Me të dëgjuar këtë, Bokseri kapi kapelën e kashtës që mbante për t'u mbrojtur nga mizat dhe e flaku në zjarr me të tjerat.

Brenda një kohe shumë të shkurtër kafshët arritën të shkatërronin gjithçka që mund t'u sillte ndër mend në njëfarë mënyre zotin Xhons. Pastaj Napoloni i drejtoi për te hambari, ku secilit iu dha nga një dopio racion gruri, ndërsa qenve nga dy biskota. Më vonë ia morën shtatë herë me radhë, fillim e mbarim, "Kafshë të Anglisë" dhe kur mbaruan shkuan secili nëpër vende dhe ia këputën një gjumi si kurrë ndonjëherë në jetën e tyre.

Në mëngjes u zgjuan si zakonisht dhe, papritur, u kujtuan për ngjarjen e lavdishme të një dite më parë. Menjëherë ia dhanë vrapit së bashku për në kullotë. Rrugës për atje, ndodhej një kodërzë e ulët prej nga dukej si në pëllëmbë të dorës gati e gjithë ferma. Kafshët u ngjitën me vrap dhe, nën dritën e pastër të mëngjesit, hodhën vështrimin mbi tokat e fermës. Po! Tani ajo ishte prona e tyre. Gjithçka u kapte syri nga të katër anët ishte e tyre! Të lumturuara nga ky mendim ato silleshin rreth e rrotull, loznin e kërcenin pa e mbajtur veten. Rrokulliseshin mbi vesën e freskët, mbushnin gojën me barin e ëmbël të verës, gërmonin me këmbë tokën duke nxjerrë prej saj plisat avullues e duke nuhatur gjithë kënaqësi aromën e tyre të mrekullueshme. Pastaj bënë një shëtitje kontrolli në të gjithë fermën, duke soditur me adhurim të parrëfyer fushën e pluguar, ngastrën e jonxhës, kopshtin, pellgun e vogël të ujit, ormanin - a thua se s'i kishin parë kurrë ndonjëherë më parë. E përsëri nuk arrinin ta besonin se ishte e gjitha pronë e tyre.

Më vonë, të vëna në varg, morën për nga ndërtesat e

fermës ku gjithnjë të rreshtuara mbajtën hapin përpara shtëpisë së zotit Xhons. Kishin frikë të hynin brenda ndonëse e dinin se edhe kjo ishte tani prona e tyre. Sidoqoftë, pas një ngurrimi të vogël, Snoubolli dhe Napoloni i dhanë një të shtyrë me sup derës së përparme dhe kafshët, njëra pas tjetrës hynë brenda duke shkelur me kujdesin më të madh, sikur të druheshin se mos prishnin gjë. Kalonin nga një dhomë në tjetrën në majë të gishtave dhe pa guxuar të ngrinin zërin. Të gjitha ngjanin si të torturuara nga luksi i shtretërve me dyshekë puplash, nga pasqyrat, divani me lëkurë kuajsh, qilimi belg apo riprodhimi i Mbretëreshës Viktoria mbi oxhakun e dhomës së ndenjjes. Ishin duke zbritur shkallët kur vunë re se u mungonte Moli. U kthyen dhe e gjetën në dhomën e miqve. Aty, në komonë e zonjës Xhons ajo kishte gjetur një copë shalli blu, e kishte hedhur mbi sup dhe s'ngopej së pari veten në pasqyrë. Të tjerët e qortuan rëndë dhe u larguan. Nuk u prek asgjë veç disa copave proshutë që u gjetën në kuzhinë dhe u nxorën për t'u djegur në oborr, si dhe një fuçi me birrë që u shkallmua me shkelmat e Bokserit. Sipas një rezolute të përbashkët miratuar njëzëri u vendos që shtëpia të ruhej si muze. U ra dakord që asnjë prej kafshëve të mos banonte ndonjëherë aty.

Pasi hëngrën mëngjesin, Snoubolli dhe Napoloni organizuan një mbledhje tjetër të të gjitha kafshëve.

"Shokë," tha Snoubolli. "Ora është gjashtë e gjysmë dhe kemi përpara një ditë të gjatë. Sot do të fillojmë me korrjen e tërshërës. Por, më parë, duhet të përfundojmë diçka tjetër."

Këtu derrat u komunikuan të tjerëve se gjatë tre muajve të fundit ata e kishin shfrytëzuar një abetare të vjetër të gjetur në koshin e plehrave, ish-pronë e fëmijëve të zotit Xhons,

për të mësuar shkrim e këndim. Pasi dërgoi dikë të merrte dy kova me bojë të zeze e të bardhë, Napoloni i udhëhoqi të gjithë drejt portës kryesore në hyrje të fermës, buzë rrugës së madhe. Aty Snoubolli (i cili ia thoshte më shumë se të tjerët për shkrim e këndim) kapi një furçë mes dy nyjeve të thundrës dhe fshiu me bojë të zezë germat "FERMA MENËR" nga pjesa e sipërme e portës. Në vend të tyre ai shkroi me germa të mëdha: "FERMA E KAFSHËVE". Këtej e tutje ky do të ishte edhe emri i fermës. Me ta mbaruar këtë punë u kthyen te ndërtesat ku Snoubolli dhe Napoloni dërguan të merrej një shkallë. E mbështetën atë në qoshen e murit të plevicës. Këtu nisën të shpjegonin se gjatë tre muajve të kaluar në saje të një pune studimore teorike ata kishin arritur t'i përqendronin të gjitha parimet e *Animalizmit* në Shtatë Urdhra. Pikërisht këto Shtatë Urdhra do të shkruheshin në mur. Kjo do të përbënte edhe Ligjin Themelor të pandryshueshëm, sipas të cilit do të organizohej këtej e tutje jeta e të gjithë pjesëtarëve të "Fermës së Kafshëve". Me disa vështirësi (sepse nuk është edhe aq kollaj për një derr t'i ngjitet shkallëve), Snoubolli hipi sipër dhe iu vu punës. Disa shkallë poshtë tij Skuileri mbante kovën e bojës. Urdhrat u shkruan me germa të mëdha, të bardha, që mund të lexoheshin edhe tridhjetë metra larg mbi murin e lyer me katran. Ja ç'thuhej në to:

SHTATË URDHRA

1. Gjithçka që ecën me dy këmbë është armik.
2. Gjithçka që ecën me katër këmbë ose që ka krahë është shok.
3. Asnjë kafshë nuk duhet të veshë rroba.

4. Asnjë kafshë nuk duhet të flejë në shtrat.
5. Asnjë kafshë nuk duhet të pijë alkool.
6. Asnjë kafshë nuk duhet të vrasë kafshë tjetër.
7. Të gjitha kafshët janë të barabarta.

U shkruan shumë pastër dhe pa gabime, me përjashtim të fjalës "armik" që ishte shkruar "amrik" dhe një "s" që ishte së prapthi. Snoubolli i lexoi me zë të lartë që t'i dëgjonin të tjerët. Të gjitha kafshët, pa asnjë kundërshtim, i miratuan njëzëri, ndërsa më të zgjuarat prej tyre filluan t'i mësonin përmendësh.

"Dhe tani, shokë," tha Snoubolli duke e flakur tutje furçën e bojës, "drejt livadhit! Të marrim iniciativë që ta mbarojmë korrjen e prodhimit në një periudhë më të shkurtër se ç'mund ta bënte zoti Xhons me njerëzit e tij."

Por u ndërpre nga lopët, të cilat prej kohësh rrinin si të sikletosura dhe tani ia dhanë të pallurit me të madhe. Nuk qenë mjelë që prej njëzet e katër orësh dhe gati sa s'po u pëlcisnin gjinjtë nga qumështi. Pasi e diskutuan shkurtimisht çështjen, derrat dërguan të merreshin kovat dhe i molën lopë për bukuri, të ndihmuar edhe nga forma e thundrave të tyre mjaft e përshtatshme. Pa kaluar shumë kohë, përpara kafshëve që vështronin plot interes, qëndronin pesë kova plot e përplot me qumësht të trashë e shkumues.

"Çdo të bëhet me këtë qumësht?" pyeti dikush.

"Një pjesë të tij Xhonsi na e përziente nganjëherë në ushqim," u hodh një nga pulat.

"Për qumështin mos u shqetësoni, shokë," tha Napoloni, duke dalë përpara kovave. "Do t'ia gjejmë vendin. Në plan të parë është puna në livadh. Shoku Snouboll do t'ju tregojë

rrugën. Unë po vij pas. Përpara, shokë! Livadhi po na pret!"

Dhe kështu, kafshët u lëshuan me vrap për të korrur livadhin. Kur u kthyen në mbrëmje vunë re se qumështi ishte zhdukur.

## KAPITULLI III

Sa u lodhën e u djersitën për të mbledhur e magazinuar prodhimin! Po mundi i tyre u shpërblye sepse fushata u realizua me shumë më tepër sukses nga sa ishte parashikuar.

Ndonjë proces pune ishte mjaft i vështirë. Shumë prej veglave të punës ishin prodhuar për qenie njerëzore, ndaj vështirësia më e madhe ishte se asnjëri prej banorëve të fermës nuk mund t'i përdorte ato pajisje që kërkonin patjetër qëndrim në dy këmbët e prapme. Sidoqoftë, derrat ishin shumë më të zgjuar dhe gjithçkaje ia gjenin ilaçin. Sa për kuajt, ata e njihnin pëllëmbë për pëllëmbë fushën dhe dinin të korrnin e të mblidhnin më mirë se Xhonsi dhe punëtorët e tij. Në fakt, derrat nuk punonin, por drejtonin e udhëzonin të tjerët. Me dijenitë e tyre më të thella, ishte e natyrshme që do të detyroheshin të merrnin në dorë rol udhëheqës. Bokseri dhe Kloveri mbrehnin veten në presë ose në karro (kuptohet që nuk ishte fare e nevojshme të vinin frerë) dhe i binin fushës rreth e rrotull, ndërsa nga pas u shkonte një derr që bërtiste "Xhia, shok!" ose "Ec mbrapsht, or shok!" sipas rastit. Madje edhe rosat e pulat u rropatën gjithë ditën poshtë e lart duke

mbajtur me sqep fije të vogla bari. Dhe ja ku e përfunduan korrjen dy ditë më shpejt se ç'mund ta kishte përfunduar zoti Xhons me njerëzit e tij. Për më tepër kjo ishte e korra më e bollshme që kishte parë ndonjëherë ferma. Nuk shkoi dëm asnjë fije e vetme. Me syrin e tyre të mprehtë rosat dhe pulat s'kishin lënë t'u shpëtonte asnjë thërrime. Dhe asnjë prej kafshëve nuk vodhi qoftë edhe një fije të vetme kashte.

Gjatë gjithë verës puna në fermë eci sahat. Kafshët qenë të lumtura aq sa nuk e kishin menduar kurrë më parë. Çdo kafshatë ushqim ishte vërtet e tyre, e prodhuar nga ata vetë dhe për vete, jo e dhënë nga ndonjë pronar harbut. Për ta kjo ishte kënaqësi e veçantë. Tani që qeniet parazite e të pavlera njerëzore ishin hequr qafe ushqim kishte për të gjithë me bollëk. Veç kësaj edhe kohë të lirë kishin më shumë, ndonëse për disa gjëra u mungonte përvoja. Hasnin në vështirësi të tilla si, për shembull: gjatë fushatës së korrjes së grurit shirjen duhet ta bënin me metoda primitive dhe gëzhutave t'u frynin me gojë, meqë në fermë mungonte makina shirëse. Sidoqoftë, ndihmonin mjaft derrat me zgjuarsinë e tyre dhe Bokseri me forcën e pashtershme. Çdo vështirësi po kapërcehej me sukses. Bokseri ishte shembull frymëzimi për të gjithë. Punëtor i palodhur ai kish qenë qysh në kohën e Xhonsit, po tani punonte sa për tre kuaj bashkë. Madje ndonjë ditë dukej sikur e gjithë barra e punëve të fermës binte mbi shpatullat e tij. Shtynte e tërhiqte nga mëngjesi në mbrëmje, duke u ndodhur gjithnjë në frontin më të vështirë të punëve. E kishte rregulluar me njërin prej gjelave që ta zgjonte gjysmë ore përpara të tjerëve dhe çdo ditë para se të kishte filluar puna normalisht ai e kish kryer nga pak punë vullnetare atje ku i qe dukur më e nevojshme. Për çdo problem, për çdo vështirësi

që dilte, përgjigjen e kishte në majë të gjuhës: "Do të punoj më shumë!" Këtë ai e konsideronte si moton personale të jetës.

Secili punonte sipas mundësive. Pulat dhe rosat, për shembull, arritën që gjatë fushatës të kursejnë pesë shinikë me grurë duke mbledhur kallëzat e rëna përtokë. Askush nuk qahej, askush nuk ankohej për racionin. Zënkat, rrahjet dhe mëritë, fare të zakonshme në të kaluarën, tani gati qenë harruar fare. Asnjë nuk i dredhonte punës ose, më saktë, gati asnjë. Ç'është e vërteta Molit s'para ia kish ënda të dilte herët në punë dhe gjithmonë e gjente mënyrën për t'u larguar shpejt prej saj, kryesisht me pretekstin se i kishte hyrë një gur në thundër. Edhe sjellja e maces dukej disi e çuditshme - shumë shpejt u vu re se sa herë dilte ndonjë punë për të bërë ajo s'gjendej kurrkund. Zhdukej me orë të tëra e, pastaj, kthehej sikur të mos kishte ndodhur gjë në kohën e ngrënies ose pasdite, kur kishte përfunduar puna. Ama, ishte e pamundur të mos u besoje shfajësimeve të bukura dhe mënyrës se si ta prishte gjithmonë mendjen. Gomari, Beniamini plak, dukej fare i pandryshuar që nga koha e Kryengritjes. Punonte me të njëjtën ngadalësi dhe këmbëngulje si më parë, nuk dredhonte kurrë, por edhe vullnetar jashtë orarit nuk dilte ndonjëherë. Nuk jepte asnjë mendim rreth Kryengritjes dhe rezultateve të saj. Po ta pyesje nëse ishte më i lumtur tani apo në kohën e Xhonsit përgjigjej shkurt: "Gomerët jetojnë gjatë. S'besoj të ketë prej jush ndonjë që të ketë parë gomar të vdekur." Të tjerëve s'u mbetej veçse të kënaqeshin nga kjo përgjigje enigmatike.

Të dielave nuk punohej. Mëngjesi hahej një orë më vonë se ditët e tjera dhe, çdo javë pa përjashtim, pas mëngjesit

zhvillohej një ceremoni. Së pari ishte ngritja e flamurit. Në depon e takëmeve të kafshëve Snoubolli se nga kish gjetur një copë të vjetër të gjelbër, me të cilën dikur zonja Xhons mbulonte tavolinën. Mbi të ai pikturoi me bojë të bardhë një thundër dhe një bri. Copa ngrihej çdo të diel në mëngjes mbi shtyllën e flamurit në mes të kopshtit. Sipas shpjegimit të Snoubollit, e gjelbra e flamurit simbolizonte fushat e gjelbra të Anglisë, ndërsa thundra dhe briri ishin simbole të Republikës së ardhshme të Kafshëve që do të shpallej pasi të qe përmbysur e gjithë raca njerëzore. Pas ngritjes së flamurit, kafshët grumbulloheshin te plevica e madhe për një mbledhje të përgjithshme që zakonisht quhej Takimi. Atje diskutohej plani i ardhshëm njëjavor dhe miratoheshin rezolutat. Rezolutat parashtroheshin gjithmonë nga derrat. Kafshët e tjera kishin arritur ta kuptonin procedurën e votimit, po nuk u pillte mendja asnjë rezolutë që ta paraqisnin vetë. Shquheshin nga të tjerët si më aktivët në debate Snoubolli dhe Napoloni. Por shpejt u vu re se këta të dy s'binin kurrë në një mendje: çfarëdolloj programi të bënte njëri, mund të ishe i sigurt se tjetri do t'ia kundërshtonte. Edhe kur u vendos që të lihej mënjanë një livadh i vogël prapa kopshtit të fermës si vend pushimi për kafshët që u kish mbaruar afati i punës (dhe për këtë, kuptohet, askush nuk mund të kishte kundërshtim), pra edhe atëherë, plasi debati rreth moshës së daljes në pension. Takimi mbyllej gjithmonë me këngën "Kafshë të Anglisë", ndërsa pasditja i lihej çlodhjes dhe dëfrimit.

Depon e veglave dhe takëmeve derrat e kishin kthyer në zyrë për vete. Mbrëmjeve aty studiohej zanati i kovaçit, zanati i marangozit dhe gjithçka tjetër që gjendje në librat e sjellë nga Shtëpia e Madhe. Snoubolli u angazhua gjithashtu edhe

me organizimin e kafshëve në atë që ai e quante Komiteti Kafshëror. Për këto lloj punësh ai ishte i papërtuar. Formoi "Komitetin e Prodhimit të Vezëve" për pulat; "Lidhjen e Bishtpastërtave" për lopët; "Komisionin Riedukues të Shokëve Egërsira" (synimi i këtij komisioni ishte të zbuste minjtë dhe lepujt), "Lëvizjen e Leshbardhave", për delet, dhe një mori organizatash të tjera masash. Gjithashtu hapi edhe kurse kundër analfabetizmit. Duhet thënë se në përgjithësi këto projekte dështonin. Për shembull, përpjekja për të zbutur kafshët e egra u thye që në hapin e parë. Ato vazhduan të silleshin njësoj si më parë dhe mundoheshin të përfitonin nga rasti. Anëtare e "Komisionit të Riedukimit" u fut vullnetarisht edhe macja, e cila shquhej për disa kohë si ndër aktivistet më të dalluara. Një ditë e kishin parë majë çatisë tek bisedonte shtruar me ca harabela që i rrinin larg, aq sa të mos arrinte t'i kapte dot. Po u shpjegonte se tani e tutje të gjitha kafshët ishin shokë dhe se çdo harabel që dëshironte mund të vinte i qetë të ulej mbi putrën e saj. Sidoqoftë, harabelat e ruajtën largësinë.

Pavarësisht nga rezultatet e komiteteve, kurset kundër analfabetizmit ishin fitore e madhe. Andej nga vjeshta gati të gjitha kafshët mund të quheshin në njëfarë mënyre të shkolluara. Sa për derrat, ata kishin arritur të shkruanin e të lexonin shkëlqyeshëm. Qentë mësuan të lexonin goxha mirë, por s'para ua kishte qejfi të ushtronin këtë dije, me përjashtim të rastit të Shtatë Urdhrave. Dhia Muriel lexonte më rrjedhshëm se qentë dhe shpesh u lexonte mbrëmjeve copa gazetash të grisura e të hedhurave në plehra. Beniamini lexonte po aq mirë sa edhe derrat, por kurrë nuk e praktikonte aftësinë e vet. Thoshte se, me sa dinte ai, asgjë e shkruar deri atëherë

nuk ia vlente ta lexoje. Kloveri e mësoi të gjithë alfabetin, por nuk formonte dot fjalët. Bokseri nuk arriti të shkonte më tutje se germa D. Shkruante me thundër në tokë A, B, C, D e pastaj rrinte e shikonte mendueshëm atë që kish bërë duke tundur herë pas here qafën me të gjitha forcat në mënyrë që të sillte ndër mend ç'vinte më pas, por pa ia arritur kurrë qëllimit. Ç'është e vërteta, ndodhte ndonjë herë që të mësonte edhe E, F, G, H, por me të arritur t'i përvetësonte këto, zbulonte se kishte harruar A, B, C dhe D. Më në fund, a pa të arsyeshme të mjaftohej me katër germat e para, të cilat, për të mos i harruar i shkruante çdo ditë në tokë. Moli pranoi të mësonte vetëm katër germat që formonin emrin e saj. Këtë e shkruante shumë pastër, me thupra që i zbukuronte edhe me ndonjë lule e, pastaj u vinte rrotull gjithë admirim.

Nga kafshët e tjera të fermës asnjë nuk arriti të kalojë përtej germës A. Gjithashtu u mor vesh se kishte kafshë kokëboshe që nuk mësonin dot as Shtatë Urdhrat. Pasi e bloi çështjen mirë e mirë, Snoubolli arriti në përfundimin se të Shtatë Urdhrat mund të përmblidheshin në një Parim të vetëm Themelor: "Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh keq!". Sipas tij, ky Parim Themelor përmbante vetë Thelbin e Animalizmit. Kushdo që arrinte të përvetësonte atë si duhet do të ishte i paprekshëm nga ndikimet njerëzore. Në fillim kjo u kundërshtua me forcë nga shpendët, të cilat gjithashtu kishin nga dy këmbë, por Snoubolli arriti t'i bindte për keqkuptimin.

"Krahu i zogut, shokë," tha ai, "është mjet lëvizjeje dhe jo veprimi. Ndaj fare mirë mund ta konsiderojmë këmbë. Vijë demarkacioni midis nesh dhe njeriut është pikërisht dora, instrument me të cilin ai i kryen të gjitha poshtërsitë."

Ndonëse nuk arrinin t'i kuptonin të gjitha fjalët e

stërholluara të Snoubollit, shpendët e pranuan këtë mënyrë arsyetimi e, pas kësaj, të gjitha kafshët e ulëta iu përveshën punës për të përvetësuar sa më mirë Parimin Themelor të Animalizmit. "KATËR-KËMBËSH MIRË, DYKËMBËSH KEQ" u shkrua me germa të mëdha sipër Shtatë Urdhrave në murin e plevicës. Deleve, sapo e mësuan, u hyri aq shumë për zemër saqë e bënë zakon që, me të dalë në fushë, t'ia nisnin blegërimës për orë të tëra pa u lodhur: "Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh keq."

Napoloni as çante kokë për komitetet e Snoubollit. Ai mbronte idenë se primare nuk ishte puna me të rriturit, por edukimi i brezit të ri. Rastisi që Xhesi dhe Blubelli pollën menjëherë pas të korrave, duke i shtuar fermës edhe nëntë këlyshë të fortë qensh. Napoloni ua mori ata nënave me t'u shkëputur nga gjiri duke thënë se do të përgjigjej ai vetë për edukimin e tyre. I futi në një si çardak, ku mund të shkoje vetëm me anën e një shkalle nga prapa depos së veglave dhe i mbajti aty aq të izoluar saqë të tjerët shumë shpejt harruan se në fermë ekzistonin edhe këlyshë qeni.

Shumë shpejt u zbulua edhe e fshehta mbi fshehjen e qumështit. Ai përzihej me ushqimin e derrave. Në këtë kohë qenë pjekur mollët e verës dhe bari në kopsht ishte mbushur me fruta të rrëzuara nga era. Pa u menduar gjatë kafshët kishin vendosur t'i ndanin ato në mënyrë të barabartë me njëra-tjetrën. Por nuk vonoi dita kur erdhi urdhri që mollët të grumbulloheshin e të depozitoheshin ne depon e veglave për përdorim të derrave. Pati edhe ndonjë kafshë që nisi të mërmërisë e pakënaqur, por më kot. Derrat, përfshi këtu edhe Snoubollin me Napolonin ishin të gjithë unanimë në këtë vendim. Për të bërë sqarimet e nevojshme te masa e kafshëve

u dërgua Skuileri:

"Shokë," thirri ai, "s'besoj t'ju shkojë ndër mend se mos ne, derrat, po e bëjmë këtë duke u nisur nga interesi personal për t'i krijuar vetes privilegje. Ç'është e vërteta, një pjesë e mirë prej nesh nuk i vënë në gojë as qumështin dhe as mollët. Por jemi të detyruar t'i marrim me zor dhe me të vetmin synim: ruajtjen e shëndetit. Siç e ka vërtetuar edhe Shkenca Bashkëkohore, shokë, qumështi dhe mollët përmbajnë substanca absolutisht të domosdoshme për mirëqenien e derrave. Ne, derrat, shokë, bëjmë punë mendore, mbi supet tona ka rënë barra e drejtimit dhe udhëheqjes së jetës së fermës. As gjumi i natës nuk na zë nga meraku që kemi për mbarëvajtjen tuaj. Për ju, dhe vetëm për ju, jemi të detyruar të pimë atë farë qumështi dhe të hamë ato palo mollë. Po a e dini se ç'rrezik na kanoset të gjithëve po të mos na krijohen ne, derrave, lehtësira për të kryer si duhet detyrën? Kthehet Xhonsi. Po, po! Do të kthehet Xhonsi. Pa diskutim, shokë!" klithte Skuleri duke u tundur andej-këndej e duke spërdredhur bishtin. "Nuk ma do mendja të ketë midis jush ndonjë që ka qejf t'i kthehet Xhonsi, apo jo?"

E pra, nëse kish gjë në botë që kafshët e lakmonin më tepër, kjo ishte dëshira që Xhonsi të mos kthehej në asnjë mënyrë. Po t'jua shtroje kështu çështjen, mbeteshin pa asnjë argument kundërshtimi. Tani dilte fare e qartë se sa e rëndësishme ishte mirëmbajtja e derrave dhe ruajtja e shëndetit të tyre. Ndaj, pa i zgjatur debatet, u ra në një mendje që qumështin dhe mollët e rrëzuara (por edhe pjesën më të madhe të mollëve të tjera, pasi të vileshin) t'ua ruanin derrave.

## KAPITULLI IV

Andej nga fundi i verës gati në të gjithë vendin ishte përhapur lajmi për ngjarjet në "Fermën e Kafshëve". Çdo ditë Snoubolli dhe Napoloni dërgonin me mision fluturimi pëllumbat duke i udhëzuar të takonin kafshët e femrave fqinje, t'u tregonin atyre për Kryengritjen dhe t'u mësonin melodinë "Kafshë të Anglisë."

Gjatë kësaj kohe zoti Xhons e kalonte ditën ulur në qilarin e tavernës "Luani i kuq", në Uillington, duke i qarë hallin kujtdo rrotull për padrejtësinë e madhe që i ishte bërë me konfiskimin e pasurisë nga një tufë idiote kafshësh. Në përgjithësi fermerët e tjerë i mbanin ison, ndonëse kur vinte puna për ndihmë konkrete nuk u vinte zëri. Madje fshehurazi secili prej tyre llogariste me vete se si mund të nxirrte ndonjë përfitim nga kjo fatkeqësi e zotit Xhons. Fati e desh që pronarët e dy fermave ngjitur me "Fermën e Kafshëve" të ishin në armiqësi të vazhdueshme me njëri-tjetrin. Njëra prej këtyre fermave, e quajtur "Foksud", kishte një sipërfaqe mjaft të madhe toke, por duke u lënë pas dore ishte kthyer në primitive: kullotat i ishin prishur, ndërsa gardhet ishin katandisur

për turp të botës. Pronari i saj, zoti Pilkington, një fermer moskokëçarës, e kalonte kohën duke gjuajtur ose peshkuar, sipas stinës. Ferma tjetër, e quajtur "Pinçfild", ishte më e vogël, por e mbajtur mirë. Zoti Frederik, pronari i saj, ishte një tip dinak dhe i egër, që vazhdimisht ngatërrohej me gjyqe dhe të cilit i kishte dalë nami për allishverishet që bënte. Aq shumë antipati kishin për njëri-tjetrin saqë zor se mund të binin në ujdi, qoftë edhe për të mbrojtur interesa të përbashkëta.

Ç'është e vërteta që të dy u trembën nga kryengritja në "Fermën e Kafshëve". Madje e kishin problem të madh se i t'i pengonin edhe kafshët e tyre që të mos përfitonin nga kjo përvojë. Në fillim bënin sikur talleshin dhe as pranonin ta vinin në diskutim nëse mundeshin apo jo kafshët të mbanin vetë një fermë të tyre. Thoshin se kjo mesele nuk mund të zgjaste më shumë se nja dy javë. Pastaj hapën fjalë sikur kafshët në "Fermën Menër" (me kokëfortësi vazhdonin ta thërrisnin ende "Ferma Menër", pa e pranuar në asnjë mënyrë emrin "Ferma e Kafshëve") ia kishin plasur sherrit e luftës me njëra-tjetrën dhe se s'do të qe e largët dita kur të fillonin të vdisnin urie. Kur kaluan disa kohë dhe u pa qartë se asnjë kafshë nuk kishte ndër mend të vdiste urie, Frederiku dhe Pilkingtoni e ndërruan pllakën dhe nisën të dërdëllisnin për maskarallëqet e padëgjuara që kishin përfshirë "Fermën e Kafshëve". U përhapën legjenda sikur kafshët qenë kthyer në kanibalë, sikur ato torturonin njëri-tjetrin me hekura të skuqur, ndërsa femrat i kishin të përbashkëta. Ja, kështu do ta pësonte kushdo që do të guxonte të ngrihej kundër ligjeve të natyrës, thoshin Frederiku dhe Pilkingtoni.

Megjithatë, këto përralla nuk para besoheshin. Në trajtë jo shumë të qartë, plot pasaktësi, qarkullonin në të katër anët

thashetheme për një fermë të mrekullueshme, ku qeniet njerëzore ishin dëbuar dhe kafshët e mbështesnin jetën në forcat e tyre. Gjatë gjithë atij viti në tërë vendin u ndje një valë rebelimi. Derra, që deri do kohë më parë kishin qenë të qetë e paqësorë, papritur bëheshin si të tërbuar; delet shkallmonin gardhet dhe përlanin jonxhën; lopët përmbysnin me shkelma kovat e qumështit; kuajt s'pranonin t'i drejtonte kush dhe përplasnin në tokë kalorësit e tyre. Për më tepër, në të katër anët u përhap jo vetëm melodia, por edhe fjalët e këngës "Kafshë të Anglisë." Sa herë e dëgjonin, qeniet njerëzore nuk e përmbanin dot inatin, ndonëse mundoheshin të hiqeshin sikur u dukej krejt qesharake. Thoshin se nuk mund ta kuptonin se si kafshët arrinin të këndonin gjepura të tilla të neveritshme. Çdo kafshë e kapur duke kënduar ndëshkohej në vend me rrahje me kamxhik. Megjithatë, kënga u bë e papërmbajtshme. E cicërinin dallëndyshet gardheve, e gugisnin pëllumbat majë çative; ajo endej mes zhurmës së kovaçhanave dhe kumbimit të kambanave. Ndërsa njerëzit, kur u vinte në vesh, dridheshin nga frika, sepse ndienin në këtë këngë parathënien e rrënimit të tyre të ardhshëm.

Në fillim të tetorit, pasi qe korrur misri dhe një pjesë e tij edhe ishte shirë, një tufë pëllumbash çau me shpejtësi ajrin dhe u ul shumë e alarmuar në oborrin e "Fermës së Kafshëve". Xhonsi me njerëzit e tij, si dhe nja gjashtë të tjerë nga "Foksudi" e "Pinçfildi", sapo kishin kapërcyer portën kryesore dhe i ishin drejtuar fermës përmes rrugës së karrocave. Me përjashtim të Xhonsit që u printe me një çifte në dorë, të gjithë mbanin shkopinj në duar. Kuptohej qartë se donin të shtinin në dorë fermën.

Kjo pritej prej kohësh, ndaj ishin marrë të gjitha masat. I

ngarkuar me mbrojtjen e fermës ishte Snoubolli, i cili kishte lexuar edhe një libër të gjetur në shtëpi mbi fushatat e Jul Cezarit. Ai dha me shpejtësi urdhrat e nevojshme dhe, brenda dy minutave, secila prej kafshëve kishte zënë pozicion luftimi.

Snoubolli e lëshoi skalionin e parë të sulmit me t'u afruar njerëzit pranë ndërtesave të fermës. Nja tridhjetë pëllumba u vërsulën të hapërdarë sa andej-këndej në gjysmë lartësie rreth kokave të armiqve e, ndërsa këto po mbroheshin prej tyre, patat, deri atëherë të fshehura pas një gardhi, u derdhën duke i goditur me sqepat e fortë nëpër këmbë. Duhet thënë se kjo s'ishte veçse një manovër e lehtë sa për të krijuar çoroditje në radhët e kundërshtarëve dhe njerëzit nuk e patën të vështirë t'i largonin zogjtë me shkopinj. Pas kësaj, Snoubolli nisi skalionin e dytë të sulmit. Murieli, Beniamini, si edhe të gjitha delet, me vetë Snoubollin në krye, u hodhën në sulm duke shtyrë e goditur në të katër anët, ndërsa Beniamini vërtitej e u binte me shkelma. Por edhe kësaj here njerëzit ia dolën të mbroheshin me shkopinj. Papritmas, pas një klithme të Snoubollit (që s'qe gjë tjetër veçse sinjal për tërheqje), të gjitha kafshët u kthyen mbrapsht dhe, përmes portës, u futën në oborr.

Njerëzit brohoritën triumfalisht. Kujtuan se armiku po ia mbathte këmbëve ndaj, pa pikë rregulli u lëshuan në ndjekje. Pikërisht këtë priste Snoubolli. Me t'u futur të gjithë në oborr, mbi ta u vërshuan duke ulëritur të tre kuajt, tri lopët dhe të gjithë derrat që kishin qenë të fshehur pas disa ferrave pranë stallës së lopëve. Snoubolli dha sinjalin e mësymjes përfundimtare. Ai vetë iu vërsul Xhonsit. Ky e pa që po i drejtohej, ngriti çiften dhe qëlloi. Mbi kurrizin e Snoubollit u formuan vija gjaku, ndërsa një dele u plas në tokë pa frymë.

Pa e lëshuar për asnjë çast veten, me të njëqind e ca kilet e trupit të tij, Snoubolli u vërtit mbi këmbët e Xhonsit i cili fluturoi mbi një grumbull plehrash, ndërsa çiftja i shpëtoi nga dora. Por pamjen më të frikshme nga të gjithë e krijonte Bokseri, i cili i ngritur mbi të dyja këmbët e prapme godiste pa mëshirë me thundrat e tij të fuqishme. Që me goditjet e para ai i ra kokës një stallieri dhe e la shakull. Me ta parë këtë, një pjesë e burrave flakën tutje shkopinjtë dhe u përpoqën t'ia mbathin. Një çast më vonë ata vraponin rrotull oborrit të mbërthyer nga paniku, ndërsa tufa e kafshëve nga pas u binte, i shtynte, i shkelmonte e i çukiste me sa kishte fuqi. S'mbeti kafshë në fermë pa u hakmarrë, secila sipas mënyrës së vet. Madje edhe macja kërceu nga çatia mbi qafën e një lopçari dhe ia nguli thonjtë në grykë, duke e bërë të ulërinte i tmerruar. Me ta gjetur një çast të lirë daljen, agresorët nuk e bënë të gjatë por vërshuan jashtë oborrit dhe vrapuan drejt rrugës kryesore. Kështu, pa u mbushur ende mirë pesë minuta nga fillimi i agresionit, njerëzit e gjetën veten në një tërheqje të turpshme në të njëjtën rrugë me të cilën kishin ardhur, ndërsa një tufë patash i ndiqte pas duke i çukitur vazhdimisht me sqep nëpër këmbë.

Me përjashtim të njërit, njerëzit ishin shporrur të gjithë. Bokseri rrinte në oborr duke u përpjekur ta kthente mbarë me këmbën e tij stallierin që kishte rënë përmbys në mes të baltës. Mirëpo trupi nuk lëvizte fare.

"Paska vdekur," tha me keqardhje Bokseri. "Nuk desha të arrinte deri këtu puna. Harrova fare që kisha mbathur patkonj hekuri. Hajde ta besojë kush tani që e kam bërë pa dashje."

"Pa sentimentalizma, shok!" thirri Snoubolli, plagët e të

cilit ende kullonin gjak. "Lufta është luftë. Njeriu, vetëm kur është i vdekur mund të jetë i mirë."

"Nuk kam qejf t'i marr jetën askujt, qoftë edhe qenieve njerëzore," nguli këmbë Bokseri me sytë gjithë lot.

"Ku është Moli?" thirri dikush.

Moli mungonte me të vërtetë. Për një çast u alarmuan të gjithë. U trembën se mos armiku i urryer i kishte bërë ndonjë të keqe, qoftë edhe mos e kishin marë me vete. Por s'kaloi shumë dhe e gjetën në stallë, me kokën e zhytur në tagji. Ishte larguar nga fusha e betejës me t'u shkrehur çiftja. Kur u kthyen pasi kishin gjetur Molin, kafshët vunë re se stallieri, i cili në fakt vetëm sa qe shembur pak, e kishte marrë veten dhe ishte zhdukur.

Të gëzuara sa s'thuhet kafshët u mblodhën e nisën të tregonin, secili me sa zë kishte, heroizmat që kishin kryer në betejë. U organizua një festim spontan i fitores. U ngrit flamuri dhe u këndua disa herë rresht himni "Kafshë të Anglisë." Pastaj u zhvillua funerali i deles së vrarë, mbi varrin e së cilës u mboll një murriz. Snoubolli mbajti një fjalim para varrit në të cilin, ndër të tjera, vuri në dukje se po ta kërkonte nevoja të gjitha kafshët duhet të jepnin jetën për fermën.

Me vendim unanim u shpall edhe një dekoratë e re: "Hero i Kafshëve, Klasa e Parë," e cila iu dha aty për aty Snoubollit dhe Bokserit. Ishte një medalje tunxhi (ç'është e vërteta në depon e kuajve ishin gjetur ca patkonj të vjetër tunxhi) dhe mund të mbahej çdo të diel apo në ditët e festave. U miratua gjithashtu edhe dekorata "Hero i Kafshëve, Klasa e Dytë", e cila iu dha deles pas vdekjes.

Pastaj u hap diskutimi se si do të quhej kjo betejë historike. U arrit në përfundim që të quhej "Beteja e Stallave",

sepse atje u zu edhe prita. Papritur, në mes të baltës gjetën çiften e Xhonsit dhe dikush njoftoi se në shtëpi gjendeshin edhe një numër fishekësh. Me vendim, pushka u la pranë shtyllës së flamurit, si pajisje artilerie dhe u ra dakord që të shkrehej dy herë në vit: më 20 tetor, çdo jubile të "Betejës së Stallave" dhe në "Festën e Verës", në kujtim të ditës së "Kryengritjes".

Me të hyrë dimri, Moli nisi të bëhej problem gjithmonë e më serioz. Në punë dilte çdo ditë me vonesë me shfajësimin e zakonshëm se e kishte zënë gjumi; ankohej se ndiente dhimbje të pashpjegueshme, ndonëse me oreksin ishte fare në formë. Do ta gjente përherë një pretekst për t'u larguar nga fronti i punës e për të shkuar te pellgu i ujit, ku rrinte me orë të tëra duke parë si budallaqe shëmbëllimin e saj. Sikur të mos i mjaftonin të gjitha këto, u hapën fjalë për gjëra edhe më serioze. Një ditë, ndërsa vërtitej në oborr duke spërdredhur bishtin e duke mbllaçitur një fije tërshëre, Kloveri e hoqi mënjanë:

"Moli," i tha, "kam diçka tepër të rëndësishme për të biseduar me ty. Të pashë sot në mëngjes kur po rrije ngjitur me gardhin që ndan "Fermën e Kafshëve" nga "Foksudi". Nga ana tjetër e gardhit ishte një nga ata të Pilkingtonit. Ndonëse isha goxha larg e pashë fare mirë që po të fliste, ndërsa ti e lejoje të të fërkonte hundën. Ç'emër t'i vëmë kësaj, Moli?"

"Nuk më ka përkëdhelur njeri. Nuk kam qenë unë. Nuk është e vërtetë," ulëriti Moli duke kërcyer pupthi e duke përplasur këmbët fort përtokë.

"Moli, pa më vështro në sy! A më betohesh që ai burri

nuk po ta përkëdhelte hundën?"

"Nuk është e vërtetë," ngulmonte Moli, por pa guxuar ta shihte Kloverin në sy. Pastaj ia dha vrapit nëpër fushë.

Kloverit diçka i shkrepi në kokë. Nuk bëzani me të tjerët, po vajti drejt e në stallën e Molit dhe nisi të hapte kashtën me këmbë. Aty gjeti të fshehur një shuk petëzash sheqeri dhe disa tufëza kordelesh ngjyra-ngjyra.

Tri ditë më vonë Moli u zhduk. Për nja tre javë rreth saj nuk u mor vesh asgjë, derisa pëllumbat raportuan se e kishin parë në anën tjetër të Uillingtonit. Mbante frerët e një pajtoni elegant të lyer kuqezi që priste përpara një pijetoreje. Një trashaluq fytyrëkuq, i veshur me kilota me kuadrate dhe dollakë që të linte përshtypjen e një pronari pijetoreje, po i ledhatonte hundën duke i futur në gojë petëza sheqeri. I kishin vënë një mbulesë të re, ndërsa pjesën e përparme të krifës ia zbukuronte një kordele e kuqërremtë. Pëllumbat thanë se nga pamja e jashtme dukej tepër e kënaqur. Që atë ditë Molin nuk e zuri më kush në gojë.

Bashkë me janarin erdhi edhe një acar i hidhur. Toka qe e fortë gur dhe në fushë nuk mund të punohej. Në plevicën e madhe mbaheshin mbledhje pas mbledhjesh, ndërsa derrat ishin shumë të zënë me hartimin e planeve për stinën e ardhshme. Tanimë nuk kishte asnjë kundërshtim që derrat, të cilët qenë pa dyshim më të përgatitur se të tjerët, duhej të vendosnin për të gjitha çështjet e politikës së fermës, ndonëse vendimet e tyre nuk mund të zbatoheshin pa marrë një herë miratim me shumicë votash. Kjo praktikë do të kishte ecur për bukuri sikur të mos kishin qenë kontradiktat midis Snoubolit dhe Napolonit. Që të dy e kundërshtonin njëri-tjetrin sa herë u jepej rasti. Nëse njëri propozonte të mbillnin një

sipërfaqe më të madhe me jonxhë, tjetri me siguri do të kërkonte t'i lihej më shumë tokë tërshërës; ndërsa po të thoshte njëri se kjo apo ajo parcelë do të mbillej me lakra, kundërshtari do të deklarohej se ato toka s'vlenin për gjë tjetër veç barishteve. Secili kishte ithtarët e vet dhe debatet bëheshin të zjarrta. Gjatë mbledhjeve, në saje të fjalimeve të tij të shkëlqyera, Snoubolli arrinte të fitonte përkrahjen e shumicës, por Napoloni ia merrte duke mbledhur vota në pushim. Veçanërisht i suksesshëm ishte me delet. Kohët e fundit delet sikur kishin nisur ta blegërinin vend e pavend atë "Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh keq!", me të cilën jo rrallë ndërprisnin edhe mbledhjet. U vu re, madje, se delet ishin veçanërisht të gatshme për të shpërthyer në "Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh keq!" pikërisht në pikat kulmore të fjalimeve të Snoubollit. Snoubolli kishte studiuar me kujdes të madh disa numra të vjetër të revistës "Fermeri dhe blegtori," të gjetura në një qoshe të shtëpisë së fermës dhe prej tyre i kishin lindur në kokë një mori planesh për transformime e përmirësime. Fliste me kompetencë të plotë për drenazhim, pasurim apo përbërje tokash dhe kishte përpunuar një sistem të tërë sipas të cilit kafshët, për të kursyer forca pune në procesin e plehërimit duhet t'i lëshonin jashtëqitjet drejtpërdrejt në fushë, çdo ditë në vende të ndryshme. Napoloni nuk paraqiti ndonjë variant të tijin për këtë çështje. U mjaftua të thoshte se Snoubolli po harxhonte kohën kot dhe se s'kishte për të nxjerrë gjë në dritë. Por nga të gjitha kontradiktat midis tyre asnjëra nuk qe aq e ashpër sa ajo që lindi për shkak të mullirit.

Te "Kullota e Madhe", jo shumë larg nga ndërtesat e fermës, na ndodhej një kodër e vogël, pika zotëruese e

fermës. Pasi studioi me kujdes terrenin, Snoubolli deklaroi se pikërisht atje ishte vendi më i përshtatshëm për mullirin, i cili do të vinte në lëvizje dinamon dhe do t'i siguronte fermës energji elektrike. Me të do të ndriçoheshin stallat dhe do të ngroheshin në dimër, do të vihej në përdorim një sharrë elektrike, një lakërgrirëse, një tagjipërzierës dhe një mjelës elektrik. Kurrë s'u kish zënë veshi kafshëve gjëra të tilla (sepse jetonin në një fermë demode, me pajisje nga më primitivet), ndaj dëgjonin me habi Snoubollin që përshkruante pamjet e disa makinave fantastike me të cilat do të zëvendësohej puna e tyre, ndërsa ata vetë do të kullosnin të qetë nëpër fusha ose do të përfitonin kohë për përgatitjen e nivelit të tyre kulturor me anë të leximeve dhe diskutimeve.

Projektet e Snoubollit për mullirin përfunduan brenda disa javësh. Ai mundi t'i nxirrte detajet e nevojshme mekanike nga tre libra të gjetur te zoti Xhons: "Një mijë gjëra të nevojshme që mund të bëhen në shtëpi", "Zanati i muratorit për të gjithë" dhe "Elektriciteti për fillestarët." Si studio, Snoubolli kishte përshtatur një kthinë e cila ishte përdorur më parë si inkubator dhe kishte një dysheme të lëmuar druri shumë të përshtatshme për të vizatuar. Mbyllej aty me orë të tëra. Lëvizte sa andej-këndej me shpejtësi librat e hapur, të mbështetur pas një guri si dhe copën e shkumësit që e mbante mes thundrave të këmbës së parme, duke hequr vijë pas vije e duke mos i përmbajtur dot klithmat e shpeshta të kënaqësisë. Dalëngadalë, skicat formuan një masë të ngatërruar detajesh e ingranazhesh, fare të pakuptimta për kafshët e tjera. Vizatimi zinte më tepër se gjysmën e dyshemesë. Sidoqoftë, të linte pa mend kur e shihje. Të paktën një herë në ditë, të gjithë do të vinin për t'u hedhur një sy projekteve të Snoubollit. Vinin

madje edhe pulat e rosat, tërë merak se mos shkelnin ndonjë vizë shkumësi. Vetëm Napoloni e mbante veten. Që në fillim ishte deklaruar hapur kundër mullirit. Megjithatë, një ditë u shfaq fare papritmas për të inspektuar projektet. Bëri fillimisht një shëtitje vende-vende nëpër studio, ia nguli sytë me kujdes njëri pas tjetrit çdo detaji të projekteve dhe i nuhati mirë e mirë; pastaj u ndal për pak kohë duke i vështruar me bisht të syrit dhe, papandehur, ngriti këmbën, pshurri mbi to e doli pa thënë gjysmë fjale.

Nga shkaku i mullirit e gjithë ferma u nda keq në dy pjesë. Snoubolli nuk e mohonte se puna për ndërtimin e mullirit do të kërkonte vetëmohim e sakrifica. Do të duhej të nxirreshin gurë për muret, pastaj do të ndërtoheshin krahët dhe, në fund, do të nevojiteshin dinamot dhe kablloja. (Snoubolli ende nuk ishte shprehur për rrugët se nga mund të siguroheshin këto të fundit.) Por ai ngulte këmbë se kjo vepër mund të përfundonte brenda një afati njëvjeçar. "Dhe pastaj", deklaroi ai, "do të mund të kursehej aq energji sa kafshët të mjaftoheshin me tri ditë punë në javë." Nga ana e tij, Napoloni mbronte tezën se nevoja më e ngutshme ishte shtimi i prodhimit dhe se po të harxhonin kohën me mullirin rrezikonin të vdisnin urie. Kafshët u ndanë në dy grupe, secili me parullat: "Votoni për Snoubollin dhe treditëshin e punës" dhe "Votoni për Napolonin dhe barkun e mbushur plot." I vetmi që nuk u prononcua me asnjë grup ishte Beniamini. Nuk pranonte të besonte as që sasia e ushqimit do të shtohej as që mulliri do të kursente fuqinë e punës. "Mulli, pa mulli," tha, "jeta do të vazhdojë ashtu siç ka qenë, domethënë, si mos më keq."

Veç diskutimeve rreth mullirit një problem të veçantë paraqiste edhe mbrojtja e fermës. Për këdo ishte e qartë se,

ndonëse ishin mposhtur në "Betejën e Plevicës", njerëzit mund të përgatisnin në çdo çast një agresion të ri, edhe më të ashpër për të rivendosur regjimin e zotit Xhons. Aq më tepër mund ta bënin këtë tani, kur lajmi për disfatën e parë qe përhapur anembanë vendit dhe kafshët kudo po tregoheshin përherë e më kryeneçe. Si zakonisht, edhe në këtë pikë Snoubolli dhe Napoloni nuk gjenin gjuhë të përbashkët. Sipas Napolonit, kafshët kishin për detyrë të siguronin armë zjarri dhe të mësonin përdorimin e tyre. Sipas Snoubollit, duheshin dërguar jashtë fermës sa më shumë pëllumba për të organizuar kryengritjen e përgjithshme të kafshëve të Anglisë. I pari arsyetonte se po të mos ishin në gjendje të mbronin veten do të mposhteshin fare lehtë; tjetri mbronte tezën se po të përhapej ngado vala e kryengritjes nuk do të qe fare e nevojshme të mbroheshin. Kafshët dëgjonin herë Napolonin e herë Snoubollin dhe nuk vendosnin se cilit duhet t'i jepnin të drejtë; ç'është e vërteta, atyre gjithmonë u dukej se kishte të drejtë pikërisht ai që ishte duke folur.

Erdhi më në fund edhe dita kur përfundoi realizimi i projekteve të Snoubollit. Çështja nëse do të fitonte apo jo puna për ndërtimin e mullirit u la të zgjidhej me anë të votimit në mbledhjen e së dielës. Me t'u grumbulluar të gjitha kafshët në plevicën e madhe, Snoubolli mori fjalën dhe, ndonëse i ndërprerë vazhdimisht nga blegërimat e deleve, parashtroi argumentet e tij në mbrojtje të idesë së ndërtimit të mullirit. Pas tij u ngrit për mbrojtje Napoloni. Me qetësinë më të madhe tha se mulliri ishte një budallallëk me okë dhe se nuk do të këshillonte asnjë që të votonte për të. Pas kësaj u ul - kishte folur gati tridhjetë sekonda dhe dukej se nuk para merakosej për efektin e fjalëve të tij. Snoubolli kërceu menjëherë në

këmbë, u mbylli gojën deleve që ia nisën përsëri blegërimës dhe shpërtheu në një përkrahje gjithë pasion të çështjes së mullirit. Deri atëherë kafshët kishin qenë të ndara në mënyrë gati të barabartë, por elokuenca e Snoubollit ua prishi mendjen të gjithave. Me fraza të shkëlqyera ai mundi të krijonte një tablo optimiste të fermës së ardhshme të kafshëve, ku do të hiqej nga shpatullat e tyre barra e punëve të vështira. Imagjinata e tij po shkonte shumë më larg se lakërgrirësja apo tagjipërzjerësja. Me anë të elektricitetit, tha ai, mund të funksionojnë makinat fshirëse, plugjet, lesat, makinat korrëse e, plus këtyre, çdo stallë do të mund të pajiset me ndriçim elektrik, me ujë të ftohtë e të ngrohtë, kaloriferë elektrikë etj., etj. Nuk kishte arritur ende në fund të fjalimit të tij, kur u pa qartë se në ç'krah do të shkonin votat. Por pikërisht atëherë, Napoloni u ngrit dhe duke hedhur mbi Snoubollin një vështrim të pjerrët, lëshoi një klithmë buçitëse të padëgjuar ndonjëherë më parë.

Kësaj iu përgjigjën nga jashtë disa të lehura të llahtarshme dhe, pa kaluar një sekondë, në plevicë ia behën nëntë qen të mëdhenj me qafore prej tunxhi. U vërsulën drejt Snoubollit, i cili mezi mundi t'u shpëtonte nofullave të tyre kërkëllitëse. Në çast u zhduk përjashta, bashkë me qentë që e ndiqnin nga pas. Kafshët, të pataksura nga habia e frika u grumbulluan te dera për të parë ndjekjen. Snoubolli po ia mbathte përmes kullotës, drejt rrugës së madhe. Vrap të tillë veç një derr mund të bënte, por ama edhe qentë nuk i ndaheshin këmba-këmbës. Befas Snoubolli shkau dhe u duk sikur do ta kapnin. Por u ngrit menjëherë dhe vazhdoi të vraponte edhe më shpejt. E përsëri dukej sikur qentë për pak po e kapnin. Madje njëri do t'ia kishte ngulur dhëmbët në bisht sikur Snoubolli të mos

arrinte të shmangej në kohë. Pastaj bëri dhe një përpjekje të fundit dhe, para se ta kapnin rrëshqiti përmes një të çare të gardhit dhe u zhduk përgjithmonë nga sytë.

Të heshtura e tërë frikë kafshët u tërhoqën brenda në plevicë. Qentë u kthyen menjëherë duke skërmitur dhëmbët. Në fillim askush nuk ishte në gjendje të merrte me mend se nga dolën këta qen, por përgjigjja nuk vonoi: ishin këlyshët që kishte marrë Napoloni për t'i stërvitur vetë para disa kohësh. Ndonëse ende të parritur mirë, ata ishin bërë alamet qensh, me një pamje të egër, tamam si ujq. Rrinin ngjitur me Napolonin. Madje të gjithë vunë re se atij i tundnin bishtin njëlloj siç ia kishin tundur edhe të tjerët para tyre zotit Xhons.

Tani, me qentë që e ndiqnin nga afër, Napoloni hipi në të njëjtin vend të ngritur, ku kishte qëndruar diku Majori plak për të mbajtur fjalimin e tij historik. Sot e tutje, njoftoi ai, nuk do të bëhen më mbledhjet e të dielës në mëngjes. Tha se nuk ishin fare të nevojshme dhe se harxhonin kohën kot. Në të ardhmen, për të gjitha problemet në lidhje me mbarëvajtjen e fermës do të vendoste "Komiteti i Posaçëm" i kryesuar nga ai vetë. Ky komitet do të bënte një mbledhje të fshehtë dhe, pastaj, vendimet e tij do t'ua komunikonte të tjerëve. Kafshët do të vazhdonin të mblidheshin të dielave në mëngjes për ngritjen e flamurit, për të kënduar himnin "Kafshë të Anglisë" dhe për të marrë planin e punës së javës në vazhdim, por nuk do të kishte më debate.

Ndonëse disi të trullosura nga dëbimi i Snoubollit, kafshët nuk e pëlqyen këtë paralajmërim. Ndonjëri edhe mund të kishte kundërshtuar, por nuk gjente dot argumentet e nevojshme. Edhe Bokseri nuk dukej fort i bindur. Ngriti veshin, tundi disa herë krifën dhe u përpoq me të gjitha forcat të

sistemonte mendimet. Por si përfundim nuk arriti të gjente diçka të përshtatshme për të thënë. Sidoqoftë, disa prej derrave u treguan më të shkathët. Katër gica të rinj nga radha e parë nisën të lëshonin britma kundërshtimi, kërcyen në këmbë dhe po flisnin të gjithë njëherësh. Por qentë që rrinin pranë Napolonit filluan të lëshonin ca hungërima të thella kërcënuese që ua mbyllën gojën shpejt dhe i detyruan derrat të ulen në vend. Pas kësaj, delet shpërthyen shurdhueshëm në një "Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh keq" që vazhdoi gati një çerek ore dhe i dha fund çdo mundësie për të vazhduar debatin.

Më vonë, për të sqaruar të tjerët mbi metodat e reja të punës në fermë u dërgua Skuileri.

"Shokë," tha ai. "S'besoj të gjendet mes jush ndonjë që nuk arrin ta vlerësojë sakrificën supreme të shokut Napolon, i cili po mban mbi supet e tij një peshë të dyfishtë. Shokë, mos t'ju gënjejë mendja se të udhëheqësh është kënaqësi. Përkundrazi, është një përgjegjësi e madhe dhe e rëndë. Më shumë se kushdo tjetër, shoku Napolon e ka të tijën moton: të gjitha kafshët janë të barabarta. Me kënaqësi ai do t'ua kishte lënë ju barrën e marrjes së vendimeve. Por, shokë, mund të ndodhë që ju të merrni vendime të gabuara. Ç'u kuptuam pastaj?! Ta zëmë për një çast, sikur ju t'i vinit pas Snoubollit dhe ëndrrave të tija syhapur për mullirin. Snoubolli që, siç e thatë edhe vetë, doli se është kriminel i rëndomtë."

"Ai luftoi si trimat në "Betejën e Stallave"," u hodh dikush.

"Po a mjafton trimëria?" u përgjigj Skuileri. "Rëndësi ka bindja dhe besnikëria. Sa për "Betejën e Stallave", them se do të vijë edhe dita kur të sqarohet se sa shumë ka qenë ekzagjeruar roli i Snoubollit në të. Disiplinë, shokë, disiplinë

të hekurt. Kjo duhet të jetë parulla e ditës. Mjafton vetëm një hap i gabuar dhe armikun e kemi te dera. S'besoj të ketë këtu ndonjë që dëshiron kthimin e Xhonsit?"

Ky argument doli përsëri i pakundërshtueshëm. Kuptohet se asnjërës prej kafshëve nuk ia kishte qejfi kthimin e Xhonsit. Po qe se mbledhjet e të dielave ia lehtësonin atij kthimin, më mirë të mos bëheshin fare. Bokseri, që tashmë kishte arritur t'i bluante mendimet në kokë e shprehu opinionin e përgjithshëm me fjalët: "Po qe se kështu thotë shoku Napolon, atëherë ashtu duhet të jetë më mirë." Që atë çast, motos "Do të punoj më shumë," ai i shtoi edhe aforizmin: "Shoku Napolon ka gjithmonë të drejtë."

Ndërkohë, moti ishte zbutur dhe kishin filluar plugimet e verës. Depoja me projektet e Snoubollit mbahej e mbyllur dhe të gjithë mendonin se ato duhej të qenë fshirë me kohë nga dyshemeja. Kafshët mblidheshin çdo të diel në mëngjes te Plevica e madhe për të marrë planin javor të punës. Ishte nxjerrë nga dheu në oborr kafka e Majorit, qe pastruar nga mishi dhe qe vendosur mbi një shkop pranë shtizës së flamurit, përkrah çiftes. Pas ngritjes së flamurit, para se të hynin në plevicë, kafshët duhej të kalonin të rreshtuara para kafkës në shenjë nderimi. Tanimë ato nuk rrinin në plevicë së bashku, si më parë. Në një tribunë të sajuar qëndronin Napoloni, Skuileri dhe një derr tjetër i quajtur Minimus (i cili na paskësh pasur një talent të veçantë për të sajuar poezi dhe këngë). Të nëntë qentë formonin pas tyre një gjysmë rrethi, ndërsa gjithë derrat e tjerë zinin vend prapa. Pjesa tjetër e kafshëve qëndronin përballë tyre. Napoloni lexonte urdhrat javore të punës me një stil të prerë ushtarak dhe pasi këndohej vetëm një herë "Kafshë të Anglisë" të gjithë shpërndaheshin.

Për kafshët erdhi disi i papritur njoftimi i Napolonit, jo më shumë se tri të diela pas dëbimit të Snoubollit, se sido që të vinte puna mulliri do të ndërtohej. Ai nuk dha asnjë shpjegim përse kishte ndërruar mendje. U mjaftua me paralajmërimin se ky aksion do të kërkonte punë vetëmohuese, ndoshta do të dilte e nevojshme të pakësoheshin racionet. Sidoqoftë, projektet ishin të gjitha gati deri në detajet më të imëta. Gjatë tri javëve të të fundit me to ishte marrë një grup pune i përbërë nga disa derra dhe i ngritur posaçërisht për këtë qëllim. Parashikohej që puna për ndërtimin e kësaj vepre bashkë me modifikimet e domosdoshme që do të mund të nevojiteshin më pas të vazhdonte dy vjet.

Po atë pasdite, Skuileri u tregoi në mirëbesim kafshëve të tjera se, ç'është e vërteta, Napoloni nuk kishte qenë asnjëherë kundër mullirit. Përkundrazi, ishte pikërisht ai i cili që në fillim e kishte mbrojtur me këmbëngulje idenë e kësaj vepre. Ndërsa ato projektet që Snoubolli vizatonte në dysheme s'ishin gjë tjetër veçse pjesë të vjedhura nga studimi i vetë Napolonit. Në fakt mulliri ishte shpikje e Napolonit. Po pse atëherë, pyeti dikush, ai vetë e kishte kundërshtuar me aq forcë? Këtu Skuileri mori një pamje tinëzare. Ja se ku, tha ai, del qartë largpamësia dhe mendjemprehtësia e shokut Napolon. Bënte sikur po kundërshtonte mullirin vetëm sa t'i nxirrte të palarat në shesh Snoubollit, këtij armiku të rrezikshëm që po e zgjeronte ndikimin e tij negativ. Tani që pengesa Snouboll është hequr nga rruga jonë, projekti mund të realizohet fare mirë, pa ndërhyrjet e tij. "Kjo", tha Skuileri, "është ajo që quhet taktikë." Dhe nuk pushoi së përsërituri duke rrotulluar dhe përdredhur gjithë gaz bishtin: "Taktikë, shokë, taktikë." Kafshët nuk ia dinin edhe aq mirë kuptimin

kësaj fjale, por Skuileri fliste aq bindshëm dhe tre qentë që u ndodhën rastësisht me të hungërinin aq kërcënueshëm, saqë të gjithë u bindën e nuk kërkuan sqarime të mëtejshme.

## KAPITULLI VI

Kafshët u rropatën gjithë vitin si skllevër. Por punonin të gëzuara pa u kursyer për asnjë sakrifice, sepse e dinin mirë se gjithçka bënin ishte për lumturinë e tyre e të brezave pasardhës dhe jo për një dorë qeniesh dembele e grabitëse njerëzore.

Tërë pranverën dhe verën punuan nga dhjetë orë në ditë, ndërsa në gusht, Napoloni njoftoi se duheshin organizuar aksione edhe të dielave pasdite. Puna e të dielave do të ishte krejtësisht në baza vullnetare, megjithatë çdo kafshe që do të mungonte do t'i përgjysmohej racionin. Doli se, me gjithë stërmundimin, ishte e pamundur të realizoheshin njëqind për qind të gjitha detyrat e planit. Të korrat nuk ishin aq të mbara sa vitin e kaluar, ndërsa dy parcelat e planifikuara për t'u mbjellë me foragjere nuk arritën të mbilleshin për shkak se plugimi nuk përfundoi në afatin e caktuar. Parashikohej që dimri i ardhshëm të ishte mjaft i vështirë.

Me mullirin dilnin lloj-lloj pengesash të papritura. Materiale ndërtimi gjendeshin lehtë, sepse brenda territorit të fermës ndodhej një gurore mjaft e mirë, ndërsa rërë e çimento

kishte me shumicë në njërën nga depot. E keqja ishte se kafshët nuk gjenin dot mënyrën se si të thyenin gurët në përmasat e duhura. Nuk sajonin dot asnjë metodë për këtë, veç asaj tradicionales, me kazmë e me qysqi. Vetëm një javë pasi vranë kot më kot mendjen, dikujt i lindi ideja për zgjidhjen e mundshme: thjesht duke vënë në përdorim forcën e gravitetit. Në gurore gjendeshin blloqe të mëdhenj gurësh që nuk mund t'i përdorje ashtu siç ishin. Kafshët i lidhnin me litar e, pastaj, të gjitha së bashku, lopë, kuaj, dele e kushdo tjetër që mund të kapte litarin (madje në çaste kritike futeshin nganjëherë edhe derrat), i tërhiqnin me një ngadalësi që të këpuste shpirtin përgjatë të përpjetës deri në majë të gurores. Aty i lëshonin gurët nga njëfarë lartësie dhe vështronin se si copëtoheshin poshtë. Pasi qenë bërë në copa më të vogla mund t'i transportoje pa vështirësi. Kuajt i ngarkonin në dy anët e shpinës, delet merrnin secila nga një copë; Murieli me Beniaminin gjetën madje edhe mënyrën se si të vetëmbreheshin në një karrocë të vjetër, të cilën e përdornin me radhë. Aty nga fundi i verës u arrit të grumbullohej një sasi e mjaftueshme gurësh. Nën drejtimin e derrave nisi puna për ndërtimin e veprës.

Duhet thënë se ishte një proces i lodhshëm e i ngadalshëm. Ndodhte shpesh që të nevojitej një ditë pune rraskapitëse për të ngjitur vetëm një bllok guri deri në majë të gurores e, pastaj, ai nuk thyhej. Po të mos kishte qenë Bokseri, me siguri që nuk do të kishin arritur asnjë rezultat. Dukej sikur ai kishte forcë sa për gjithë të tjerët të marrë së bashku. Kur ndonjë bllok guri fillonte të rrëshqiste dhe kafshët ulërinin të alarmuara ngaqë edhe ato vetë po shkisnin poshtë, do të gjendej aty patjetër Bokseri, që mblidhte forcat e tërhiqte derisa e

ndalonte. Mënyra si rropatej në të përpjetë për të kapur çdo pëllëmbë vend, si mbushej me frymë, si i rrëshqisnin thundrat në tokë e si mbulohej nga djersët, ishte një shembull i admirueshëm frymëzimi për të gjithë. Kloveri e këshillonte shpesh që të kujdesej e të mos e mundonte veten më shumë nga ç'duhej, po kujt i fliste?! Dukej sikur të dyja motot: "Do të punoj më shumë" dhe "Shoku Napolon ka gjithmonë të drejtë," i jepnin atij përgjigje për çdo problem. E kishte rregulluar me gjelin që ta zgjonte në mëngjes jo gjysmë, por treçerek ore më shpejt. Ndërsa në kohën e lirë, që duhet thënë se nuk ishte edhe aq e bollshme, shkonte vetëm te gurorja, mblidhte gurë të thyer dhe i çonte te mulliri, pa i kërkuar kujt ndihmë.

Pavarësisht nga vështirësitë e punës, atë verë kafshët nuk e kaluan edhe aq keq. Ndoshta nuk ushqeheshin më mirë se në kohën e Xhonsit, por nuk mund të thoshe as edhe që hanin më keq. I ndihmonte shumë fakti që kishin për të mbajtur vetëm veten e tyre, jo edhe pesë qenie njerëzore të pangopura. Nga kjo përfitonin aq shumë saqë arrinin të kompensonin çdo dështim. Veç kësaj, për disa lloj procesesh pune kafshët përdornin metoda pune më frytdhënëse, gjë që u kursente mjaft energji. Punë si shkulja e barërave të këqija kryheshin me një saktësi që s'mund të arrihej kurrë nga qeniet njerëzore. Dhe është për t'u theksuar se, meqë tashmë asnjë nuk vidhte, nuk dilte më e nevojshme t'i rrethoje parcelat me gardh, ndaj edhe kursehej volum pune për mirëmbajtjen e rrethimeve apo portave. Sidoqoftë, me kalimin e verës, aty-këtu filluan të ndjeheshin edhe mungesa. Duhej vaj për llambat, gozhdë, spango e litarë, biskota për qentë, hekur për patkonjtë e kuajve, dhe të gjitha këto ishin sende që nuk mund të

prodhoheshin në fermë. Gjithashtu, më vonë do të dilte nevoja për farëra dhe pleh kimik, veç veglave të ndryshme dhe sidomos motorit për mullirin. Askush nuk ishte në gjendje të thoshte se si do të siguroheshin këto.

Një të diel në mëngjes, kur kafshët ishin mbledhur për të marrë detyrat, Napoloni njoftoi se "Ferma e Kafshëve" do të fillonte të ndiqte një politikë të re. Tani e tutje ajo do të niste të lidhte marrëdhënie me fermat fqinje; kuptohet jo për qëllime tregtare, por thjesht për të siguruar disa materiale që ishin më të domosdoshme. Mbi të gjitha, tha ai, duhet të kemi në qendër të vëmendjes kërkesat e mullirit. Prandaj kishte hyrë në bisedime për të shitur një mullar kashte dhe një pjesë të prodhimit të grurit, mbetur si tepricë nga plani i vitit të kaluar. Më vonë, po të nevojiteshin para të tjera, do të duhej të siguroheshin me shitjen e vezëve, për të cilat tregu i Uillingtonit ishte vazhdimisht i uritur. "Pulat", tha Napoloni, "duhet ta mirëpresin këtë sakrificë si një rast për të dhënë një ndihmesë të veçantë në ndërtimin e mullirit."

Kësaj radhe kafshët sikur ndjenë njëfarë paqartësie. Të mos bënin kurrë biznes me qeniet njerëzore, të mos merreshin kurrë me tregti, të mos përdornin kurrë para - a nuk kishin qenë pikërisht këto ndër të parat vendime të marra në mbledhjen historike, fill pas dëbimit të Xhonsit? Të gjitha kafshëve u kujtohej se ishin marrë të tilla vendime. Ose, të paktën, pandehnin se u kujtohej. Ata katër derrat që protestuan ditën kur Napoloni ndaloi Mbledhjet e të Dielave e ngritën përsëri zërin me druajtje. Por një ulërimë e tmerrshme nga ana e qenve ua mbylli gojën menjëherë. Si zakonisht, delet gjetën rastin të shpërthejnë në "Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh keq", që ua hoqi të gjithëve si me magji ndjenjën

e sikletit. Më në fund, Napoloni ngriti thundrën për të vendosur qetësinë dhe njoftoi se, në të vërtetë, ai i kishte përfunduar të gjitha marrëveshjet. Asnjë prej kafshëve nuk do të ishte e detyruar të hynte në marrëdhënie me njerëzit, gjë që e kishin të gjitha me shumë bezdi. Do ta merrte vetë mbi supe këtë barrë. Një sekser, i quajtur zoti Uimper, kishte pranuar të luante rolin e ndërlidhësit midis "Fermës së Kafshëve" dhe botës së jashtme. Ai do të vinte në fermë çdo të hënë në mëngjes për të marrë direktivat. Napoloni e mbylli fjalimin me parullën e zakonshme "Rroftë 'Ferma e Kafshëve'!" Pasi kënduan edhe "Kafshë të Anglisë", të gjithë u shpërndanë.

Më vonë, Skuileri bëri një turne pune nëpër fermë dhe arriti t'ua ftohte mendjen të gjithëve. Ai i bindi kafshët se kurrë ndonjëherë nuk ishte marrë vendim për të mos pasur marrëdhënie tregtare me qeniet njerëzore, madje as që ishte propozuar një gjë e tillë. Ishte thjesht imagjinatë, ose ndoshta gjurmë e veprimtarisë armiqësore të Snoubollit dhe thashethemeve që përhapte ai. Pati edhe ndonjë kafshë që me këmbëngulje vazhdonte të dyshonte, por Skuileri pyeti me dinakëri: "A jeni të sigurt, shokë, që nuk keni parë ëndërr? A keni ndonjë dokument ku të vërtetohet se është marrë një vendim i tillë? Apo e keni parë të shkruar gjëkundi?". Meqë për dëshmi të këtij lloji as që mund të bëhej fjalë, kafshët pranuan me kënaqësi se kishin gabuar.

Siç ishte rënë në ujdi, zoti Uimper vinte çdo të hënë në fermë. Ishte një burrec me baseta të gjata dhe një pamje tinëzare; një sekser për punë të vogla, por aq i mprehtë sa të ishte i pari që e kishte kuptuar se do të vinte një ditë kur "Fermës së Kafshëve" do t'i nevojitej një komisioner dhe se kjo do të dilte një ndërmarrje jo pa leverdi. Kur vinte ai në

fermë, kafshët e shikonin të ndrojtura dhe bënin çmos që t'i shmangeshin. Sidoqoftë, pamja e Napolonit, i mbështetur fort në të katër këmbët duke i dhënë urdhra Uimperit që mbahej vetëm në dy këmbë, sikur ua përkëdhelte sedrën dhe i bënte t'i ndienin lezetin marrëveshjes së re. Tani marrëdhëniet e tyre me racën njerëzore nuk ishin më si më parë.

Jo se njerëzit e urrenin më pak "Fermën e Kafshëve" tani që ajo po lulëzonte. Përkundrazi, e urrenin shumë më tepër. Të gjithë ata shprehnin bindjen se, herët a vonë, "Ferma e Kafshëve" do të falimentonte dhe se (kjo ishte kryesorja) ndërtimi i mullirit do të dështonte patjetër. Nëpër klube e kafene njerëzit hapnin diskutime të zjarrta, duke i mbushur mendjen njëri-tjetrit, me skica e llogaritje të hollësishme, se mulliri ishte i destinuar të shembej dhe se, edhe po të arrinte të mbahej në këmbë, nuk do të mund të funksiononte kurrë. E megjithatë, dashur padashur, atyre u kishte lindur një lloj respekti për efektivitetin me të cilin kafshët arrinin ta organizonin punën. Një nga treguesit më të qartë për këtë ishte fakti që tanimë ata e thërrisnin "Fermën e Kafshëve" me emrin e saj të vërtetë dhe nuk ngulmonin ta quanin "Ferma Menër". Madje edhe pretendimeve të Xhonsit nuk para ua vinin veshin, ndonëse edhe ai vetë i kishte humbur të gjitha shpresat për ta rishtënë në dorë fermën. Tani ai banonte në një vend tjetër, shumë larg. Me përjashtim të Uimperit, lidhje të tjera me botën e jashtme nuk ishin vendosur ende, por nuk mungonin thashethemet, sipas të cilave Napoloni po përgatitej të hynte përfundimisht në marrëdhënie tregtare me zotin Pilkington të "Foksudit" ose me zotin Frederik të "Pinçfildit" (por, siç thuhej, në asnjë mënyrë me të dy bashkë njëkohësisht).

Duhet të ketë qenë afërsisht në këtë kohë kur derrat, krejt papritur, u mbartën në shtëpinë e Xhonsit dhe e vendosën aty rezidencën e tyre. Kafshëve përsëri iu duk sikur dikur ishte marrë një vendim kundër diçkaje të tillë e, përsëri, Skuileri arriti t'ua mbushë mendjen se kjo nuk ishte e vërtetë. Ai u tha atyre se ishte një domosdoshmëri e kohës që derrat, të cilët ishin truri i fermës, të kishin një vend më të qetë pune. Gjithashtu, dinjitetit të një Udhëheqësi (kohët e fundit atij ia kishte shumë qejfi t'i referohej Napolonit me titullin "Udhëheqësi"), do t'i shikonte më për shtat të banonte në një shtëpi sesa në një stallë. Sidoqoftë, pati edhe nga ata që u shqetësuan kur morën vesh se derrat jo vetëm hanin në kuzhinë dhe përdornin dhomën e ndenjjes si mjedis çlodhës, por edhe flinin nëpër shtretër. Bokseri e kaloi këtë si zakonisht me një "Napoloni ka gjithmonë të drejtë", por Kloveri, së cilës i dukej sikur i kujtohej një rregull i përcaktuar qartë kundër shtretërve, vajti në fund të murit të plevicës dhe u përpoq të deshifronte Shtatë Urdhrat e shkruara aty. Duke e parë se nuk po arrinte të lexonte më tepër se ndonjë germë të shkëputur, ajo i kërkoi ndihmë Murielit.

"Muriel," i tha. "Më lexo pak Urdhrin e Katërt. A thotë ndonjë gjë rreth ndalimit të fjetjes në shtrat?"

Me pak vështirësi Murieli mundi të lexojë:

"Aty shkruhet: Asnjë kafshë nuk duhet të flejë në shtrat *me çarçafë...*"

Ishte vërtet për t'u çuditur, po Kloverit nuk po i binte fare ndër mend që në Urdhrin e Katërt të kishin qenë zënë në gojë çarçafët. Megjithatë, meqë ashtu ishte shkruar, ashtu edhe duhej të ishte e vërteta. Për më tepër, Skuileri, i cili po kalonte aty rastësisht, i shoqëruar nga dy-tre qen, nuk e pati të vështirë

t'i vinte gjërat në vend.

"Shokë," tha, "mbase do të keni dëgjuar që tani ne derrat flemë në shtretër. E pse të mos flemë? S'ma ha mendja që ndonjë prej jush të pandehë se ka rregulla kundër të fjeturit në shtrat. Shtrat do të thotë thjesht vend për të fjetur. Po ta marrësh hollë-hollë, edhe një grumbull kashte mund të konsiderohet shtrat. Urdhri i Katërt është kundër çarçafëve, që janë shpikje tipike e njerëzve. Ne i kemi hequr të gjithë çarçafët nga shtretërit e shtëpisë dhe tani flemë drejtpërdrejt në batanije. Dhe, me thënë të vërtetën, janë shtretër të rehatshëm. Por, po të merret parasysh gjithë ajo punë mendore që po bëjmë, ju siguroj, shokë, se nuk janë aq të rehatshëm sa duhet. Nuk ma do mendja, shokë, që ju të doni të na privoni edhe nga ato pak çaste çlodhjeje aq të domosdoshme për ne, apo jo? Nuk besoj se do t'u pëlqente që ne të lodheshim aq shumë, saqë pastaj të mos ishim në gjendje të kryenim detyrat tona, apo jo, shokë?! Jam i bindur se asnjërit prej jush nuk ia ka qejfi kthimin e Xhonsit."

Në këtë pikë kafshët nxituan ta siguronin menjëherë dhe që atë ditë askush nuk u ankua për shtretërit e derrave. Ndaj dhe kur pas disa ditësh u njoftua se derrat do të ngriheshin nga gjumi një orë më vonë se të tjerët nuk pati asnjë ankesë.

Andej nga vjeshta, kafshët ndjeheshin të lodhura, por të lumtura. Kishin kaluar një vit të vështirë dhe, pas shitjes së mullarit dhe drithit, rezervat ushqimore për dimrin nuk ishin dhe aq të bollshme. Por të gjitha këto i kompensonte mulliri, gjysma e të cilit gati kishte mbaruar së ndërtuari. Pas të korrave pllakosi një thatësirë e tejzgjatur dhe kafshët iu vunë punës të mobilizuara si kurrë ndonjëherë, me mendimin se ia vlente të rropateshe lart e poshtë duke mbajtur gurë për të

ngritur qoftë dhe gjysmë metri më shumë mur. Bokseri dilte dhe natën për të punuar nja dy orë, i vetëm, nën dritën e hënës. Kafshët kishin bërë zakon që në kohën e lirë të shëtisnin rrotull mullirit në ndërtim, të admironin fortësinë dhe formën e rregullt të mureve e të mahniteshin me veten që kishin qenë në gjendje të ndërtonin një vepër kaq madhështore. Vetëm Beniamini nuk pranonte të shfaqte shenja entuziazmi për mullirin. Si zakonisht, prej gojës së tij nuk dëgjohej gjë tjetër veç ndonjë vërejtje-enigmatike, si ajo që gomerët jetojnë tepër gjatë.

Bashkë me nëntorin erdhën edhe erërat e forta jugperëndimore. U desh të ndërpritej ndërtimi për shkak se nga lagështia ishte e pamundur të përzihej çimentoja. Pastaj, një natë, shpërtheu një stuhi kaq e forte, sa u duk sikur do të shkuleshin të gjitha ndërtesat e fermës, ndërsa çatia e plevicës me gjithë tjegulla u shkatërrua fare. Pulat u zgjuan nga gjumi të llahtarisura, sepse kishin parë një ëndërr të përbashkët sikur diku larg ishte shkrehur një pushkë. Në mëngjes, me të dalë nga stallat, kafshët panë se shtiza e flamurit ishte thyer, ndërsa një pemë në kopsht ishte katandisur sa një shkurre. Po shihnin pikërisht këto dëme, kur u dëgjua një klithmë dëshpërimi. Para syve të tyre shfaqej një pamje e tmerrshme. Mulliri ishte shembur.

Kafshët u lëshuan të gjitha drejt tij, si me komandë. Napoloni, që rrallë e nxitonte hapin, vraponte para të gjithëve. Po, po! Ja ku ishte katandisur fryti i të gjitha përpjekjeve të tyre - i rrafshuar deri në themel, me gurët që mezi i kishin mbledhur - i shpërndarë në të katër anët. Rrinin e vështronin të pikëlluar atë grumbull të çrregullt gurësh, pa mundur të nxirrnin nga goja gjysmë fjale. Napoloni ecte tutje-tëhu i

heshtur duke nuhatur vazhdimisht tokën. Bishti i rrinte i ngrehur përpjetë dhe i lëvizte prerazi sa andej-këndej, shenjë kjo që për të do të thoshte veprimtari maksimale mendore. Papritmas ndaloi sikur të kishte marrë një vendim.

"Shokë," tha. "E dini se kush e mban përgjegjësinë për këtë? E dini se ç'dorë e fshehtë ka vepruar këtu natën dhe na ka rrënuar mullirin? SNOUBOLLI!" ulëriti papritur me një zë buçitës. "Të gjithë këtë sabotim e ka bërë Snoubolli. Me një shpirtligësi të pashembullt, duke pasur si qëllim të na prishë planet dhe të hakmerret për dëbimin e tij të turpshëm, ky tradhtar ka përfituar nga errësira e natës për të na shkatërruar punën e gati një viti. Shokë, që tani e dënoj me vdekje Snoubollin. Atij që do të zbatojë drejtësinë mbi të do t'i jepet urdhri "Hero i kafshëve, klasa i dytë" si dhe një gjysmë shportë mollë si shpërblim. Ndërsa kush e kap të gjallë i jepet një shportë e tërë.

Lajmi se Snoubolli mund ta bënte një gjë të tillë u ra kafshëve si rrufe në qiell të kaltër. Pasi shprehën zemërimin me disa britma, kafshët filluan të vrisnin mendjen se si mund të arrinin ta kapnin Snoubollin po qe se kthehej në fermë. Pas një kohe të shkurtër, jo shumë larg kodrinës, u gjetën në bar gjurmët e një derri. Nuk mund t'i ndiqje shumë larg, por dukeshin që shkonin drejt një vrime në gardh. Napoloni e nuhati me kujdes dhe njoftoi se ato ishin gjurmët e Snoubollit. Sipas mendimit të tij, Snoubolli duhej të kishte ardhur nga drejtimi i fermës "Foksud".

"Mjaft u vonuam, shokë!" tha Napoloni pasi kishte shqyrtuar gjurmët. "Kemi gjithë atë punë përpara. Rindërtimin e mullirit do ta fillojmë që sot. Dhe do të punojmë gjatë gjithë

dimrit, pavarësisht nga kushtet e motit, me shi apo me diell. T'i tregojmë këtij tradhtari të fëlliqur se ai nuk mund të sabotojë dot punën tonë. Dhe mbani gjithmonë parasysh shokë, se askush nuk mund të na devijojë nga rruga që kemi nisur. Të gjitha planet do t'i realizojmë brenda afatit. Përpara, shokë! Rroftë mulliri! Rroftë 'Ferma e Kafshëve'!"

## KAPITULLI VII

Ishte një dimër i ashpër. Stuhitë e shumta u zëvendësuan nga lloha dhe dëbora e, më vonë, nga një ngricë e hidhur që nuk u zbut pa hyrë shkurti. Kafshët vazhdonin me ngulm rindërtimin e mullirit, duke e pasur mirë parasysh se armiqtë që i rrethonin i ndiqnin me vëmendje të gjitha veprimet e tyre dhe qeniet smirëzeza njerëzore do të fërkonin duart nga kënaqësia po qe se vepra nuk do të përfundonte brenda kohës së planifikuar.

Megjithatë, njerëzit bënin sikur nuk e besonin që shkatërrimi i mullirit të qe vepër sabotuese e Snoubollit; madje kishte prej tyre që thoshin se ai qe rrëzuar ngaqë kish pasur mure shumë të holla. Kafshët e dinin se kjo nuk ishte e vërtetë. Sidoqoftë, kësaj herë u vendos që muret të bëheshin një metër të trasha, dhe jo pesëdhjetë centimetra si kishin qenë në fillim. Kjo donte të thoshte se duheshin mbledhur më shumë gurë. Për një kohë të gjatë gurorja u mbulua nga dëbora, ndaj nuk mund të punohej. Puna eci diçka gjatë ngricës që pasoi, por ishte një rropatje që zor të merret me mend, ndaj dhe vrulli e optimizmi i kafshëve nuk ishte në nivelin e mëparshëm. Ato

mblidheshin vazhdimisht dhe, shumicën e rasteve, ishin të uritura. Vetëm Bokseri dhe Kloveri nuk e lëshuan veten. Skuileri mbante ligjërata të shkëlqyera mbi gëzimin që të sjell lodhja dhe mbi dinjitetin e punës, por kafshët e tjera i frymëzonte më tepër forca e Bokserit dhe parulla e tij e përhershme: "Do të punoj më shumë!"

Andej nga janari u ndje mungesa në ushqime. Racioni i misrit u pakësua në mënyrë drastike dhe u njoftua se do të kompensohej me një shtesë patatesh. Pastaj u mor vesh se pjesa më e madhe e patateve kishin ngrirë nëpër kavaleta, ku nuk kishin qenë mbuluar si duhet. Patatet ishin zbutur dhe kishin marrë ngjyrë të gjelbër. Vetëm një pjesë e vogël e tyre mund të hahej. Ndodhte që, për ditë të tëra, kafshët të mos kishin çfarë të hanin veç gëzhutave dhe rrënjëve. Uria po shfaqej me pamjen e saj të vërtetë.

Ishte domosdoshmëri jetike që ky fakt të fshihej nga sytë e botës përreth. Njerëzit, të trimëruar nga rrëzimi i mullirit ishin gjallëruar. Përsëri filluan të përhapeshin fjalë sikur kafshët po vdisnin nga uria dhe sëmundjet, se nuk reshtnin së grinduri me njëri-tjetrin dhe se ishin kthyer në kanibalë që hanin këlyshët e vet. Napoloni e ndiente ç'pasoja do të kishte dalja e sekretit mbi gjendjen e vërtetë të ushqimeve, ndaj për t'u hedhur hi syve njerëzve vendosi të përdorte zotin Uimper. Deri në atë kohë kafshët mundoheshin të shmangnin çdo kontakt me Uimperin gjatë vizitave të përjavshme që ai bënte në fermë. Mirëpo tani disa kafshë, kryesisht dele, u ngarkuan me detyrën që kur të kishte mundësi t'i dëgjonte zoti Uimper të përsërisnin sa më shpesh se racionet po vinin duke u shtuar. Veç kësaj Napoloni dha urdhër që disa fuçi të zbrazura nga hambari të mbusheshin deri afër buzës me rërë dhe, pastaj, të

mbuloheshin me drithë dhe ushqime. Nuk ishte e vështirë pas kësaj të gjendej preteksti për ta futur Uimperin në hambar, ku ky mund t'i hidhte një sy fuçive. Ai e gëlltiti këtë mashtrim dhe nuk vonoi t'u tregonte edhe të tjerëve se në "Fermën e Kafshëve" as që bëhej fjalë për mungesa ushqimore.

Sidoqoftë, andej nga fundi i janarit u pa qartë se ishte e domosdoshme të sigurohej diku një sasi drithi. Ishin ditë kur Napoloni shfaqej tepër rrallë në publik dhe e kalonte gjithë kohën në shtëpi, ku para çdo dere ruante nga një qen tepër i egërsuar. Kur doli për herë të parë, kjo u bë me shumë ceremoni, me një shpurë prej gjashtë qensh që i rrinin ngjitur dhe hungëronin kërcënueshëm po të afrohej kush. Edhe të dielave në mëngjes nisi të mungonte shpesh e më shpesh dhe urdhrat i dërgonte me anë të ndonjërit prej derrave, kryesisht Skuilerit.

Një mëngjes Skuileri njoftoi se pulat duhej t'i dorëzonin të gjitha vezët që sapo kishin nisur t'i ngrohnin. Napoloni kishte nënshkruar një kontratë me anë të Uimperit për rreth katërqind vezë në javë. Me fitimet nga shitja e tyre do të sigurohej drithi dhe ushqimi i nevojshëm për të mbajtur fermën deri sa të vinte vera. Atëherë do të kishte edhe kushte më të favorshme.

Me ta dëgjuar këtë, pulat nisën të kakarisnin si të tërbuara. Megjithëse ishin paralajmëruar se kjo sakrificë edhe mund t'ju kërkohej, ato nuk e besonin se do të vinte me të vërtetë kjo ditë. Porsa kishin përgatitur furrikët dhe t'u merrje vezët në këtë periudhë do të thoshte vrasje. Për herë të parë që nga dëbimi i Xhonsit po ndodhte diçka që i ngjante kryengritjes. Të udhëhequra nga tri klloçka pendëzeza pulat bënë një përpjekje të vendosur për të hedhur poshtë urdhrat e Napolonit. Në shenjë proteste ato ngriheshin fluturim deri

pranë çative dhe, që aty lëshonin poshtë vezët të cilat bëheshin copë-copë. Në këtë situatë Napoloni veproi shpejt dhe pa pikë mëshire. Dha urdhër që pulave t'u ndërpritej racioni dhe nxori një dekret të posaçëm sipas të cilit kushdo që do t'u jepte atyre qoftë edhe një kokërr misri do të dënohej me vdekje. Për zbatimin e këtyre urdhrave kujdeseshin vetë qentë. Pulat rezistuan pesë ditë. Pastaj kapitulluan dhe u kthyen në furrik. Ndërkohë, nëntë prej tyre kishin vdekur. I varrosën duke njoftuar se kishin vdekur nga një sëmundje e rrezikshme. Uimperi nuk mori vesh asgjë nga këto, ndërsa vezët u dorëzuan rregullisht. Ato transportoheshin një herë në javë me një karrocë furgon.

Gjithë këtë periudhë Snoubolli nuk ishte dukur gjëkundi. Flitej se kishte kërkuar strehim në njërën nga fermat fqinje, në "Foksud" ose në "Pinçfild". Ndërsa Napoloni i kishte rregulluar disi marrëdhëniet me fermerët përreth. Rastisi që në oborr të ndodhej një stivë me lëndë druri, grumbulluar qysh para dhjetë vjetësh kur ishte pastruar ormani. Ishte stazhionuar mirë, ndaj Uimperi e këshilloi Napolonin që ta shiste. Në fakt, druve ua kishin vënë të dy syrin, edhe zoti Pilkington edhe zoti Frederik. Napoloni nuk vendoste dot, ngaqë s'dinte të zgjidhte midis të dyve. Siç u vu re, sa herë bëhej gati të bënte pazar me Frederikun, dilte që Snoubolli ishte strehuar në "Foksud"; ndërsa kur e ndërronte mendjen në favor të Pilkingtonit, vendndodhja e Snoubollit thuhej se ishte "Pinçfildi".

Papritur, në të hyrë të pranverës u muarr vesh një lajm alarmues. Snoubolli hynte shpesh natën për të vizituar fermën. Kafshët u tronditën aq shumë sa nuk i zinte gjumi. Thuhej se ai vinte çdo natë, nën perden e errësirës dhe kryente lloj-lloj

aktesh sabotimi. Vidhte misrin, derdhte kovat e qumështit, thyente vezë, shkelte mbi të mbjellat dhe zhvoshkte lëvozhgat e drurëve frutorë. U bë e zakonshme që për gjithçka që shkonte ters faji t'i hidhej veprimtarisë armiqësore të Snoubollit. Po të thyhej ndonjë xham dritareje apo të bllokohej ndonjë vijë uji, patjetër do të gjendej dikush që të thoshte se natën kishte ardhur Snoubolli dhe kishte kryer këtë apo atë vepër. Ndaj edhe kur humbi çelësi i hambarit e gjithë ferma ishte më se e bindur se Snoubolli e kishte hedhur në pus. Dhe më e çuditshmja ishte se edhe pasi ai dreq çelësi u gjend poshtë një thesi me miell, ata vazhduan të besonin të njëjtën gjë. Lopët deklaronin njëzëri se Snoubolli u hynte natën në stallë dhe i milte në gjumë. Thuhej se edhe minjtë, shumë të bezdisshëm atë dimër, kishin hyrë në lidhje të fshehtë me Snoubollin.

Napoloni dha urdhër që të kryheshin hetime të plota rreth veprimtarisë armiqësore të Snoubollit. I shoqëruar nga qentë e tij ai bëri një vizitë inspektimi në të gjitha mjediset e fermës. Kafshët e tjera, në shenjë nderimi e ndiqnin në njëfarë largësie. Çdo dy-tre hapa Napoloni ndalej dhe nuhaste tokën për të gjetur gjurmë të Snoubollit. Thoshte se këto gjurmë i dallonte kollaj nga era. Nuhaste çdo cep, në plevicë, në kotec, në stallën e lopëve, në kopshtin e perimeve dhe pothuajse kudo gjente gjurmë të Snoubollit. Ai rraste feçkën në tokë, bënte dy-tri të thithura të forta dhe ia jepte një klithme që të ngjethte mishtë: "Snoubolli ka qenë këtu. Ia ndiej fare qartë erën". Sapo përmendej emri i Snoubollit, qentë lëshonin ca hungërima që të ngrinin gjakun, duke nxjerrë jashtë dhëmbët e tyre të mprehtë.

Kafshëve iu hyri frika në palcë. Dukej sikur Snoubolli

ishte një lloj fantazme që vërtitej rreth tyre në ajër dhe i kërcënonte me gjithfarë rreziqesh. Një mbrëmje Skuileri mblodhi të gjitha kafshët dhe, me një pamje tejet të alarmuar, u tha se kishte diçka tepër të rëndësishme për të komunikuar:

"Shokë!" thirri duke kërcyer sa andej-këndej i nervozuar. "Kemi zbuluar diçka shumë të tmerrshme. Snoubolli i është shitur Frederikut të fermës "Pinçfild", i cili po bën plane për një agresion të ri kundër fermës sonë. Kur të fillojë sulmi, Snoubolli do të shërbejë si udhërrëfyes. Por ka edhe më. Ne kemi pandehur sikur Snoubolli ngriti krye i nxitur nga ambicia dhe karrierizmi. Por paskemi qenë të gabuar, shokë. A e dini se cili ka qenë shkaku i vërtetë? Snoubolli kishte pasur lidhje me Xhonsin qysh në fillim. Ai ka qenë gjatë gjithë kohës agjent i fshehtë i Xhonsit. Të gjitha këto vërtetohen nga dokumente të lëna prej tij, të cilat sapo na kanë rënë në dorë. Unë mendoj se kjo shpjegon shumë gjëra, shokë. A nuk e pamë ne vetë se si u përpoq (për fat të mirë pa sukses) të na detyronte të dorëzoheshim e të gjunjëzoheshin në Betejën e Sallave?"

Kafshët ngelën pa gojë nga habia. Kjo poshtërsi ia kalonte disa herë shkatërrimit të mullirit. Sidoqoftë, duhet thënë se u deshën disa minuta derisa të arrinin ta kapërdinin plotësisht. Të gjithëve iu kujtohej, ose më saktë iu dukej sikur iu kujtohej ta kishin parë Snoubollin tek vërsulej në ballë te Beteja e Stallave; t'i nxite çdo çast e t'u jepte zemër pa pushim dhe të mos stepej qoftë edhe një grimë, ndonëse saçmat e çiftes së zotit Xhons ia kishin kripur kurrizin. U duk sikur ishte pak e vështirë ta shpjegoje se si mund të shkonte kjo me të qenët e Snoubollit në anën e Xhonsit. Edhe Bokseri, që s'para dyshonte për gjë, rrinte si i pasigurt. U ul në tokë, mblodhi ndër vete këmbët e parme, mbylli fort sytë dhe bëri

të pamundurën për t'i kthjelluar mendimet.

"Këtë nuk e besoj," tha. "Në "Betejën e Stallave", Snoubolli luftoi si trimat. E kam parë me këta sy. A s'ishim vetë ne që i dhamë fill pas betejës Urdhrin "Hero i Kafshëve, Klasa e Parë?"

"Pikërisht këtu gabuam, shokë!" ndërhyri Skuileri. "Dhe vetëm tani e morëm vesh të vërtetën. Është e gjitha e shkruar në ca dokumente sekrete. Në fakt, ai po përpiqej të na tërhiqte drejt disfatës."

"Mirëpo u plagos," tha Bokseri, "të gjithë e pamë se si i rridhte gjaku."

"Kjo s'qe gjë tjetër veçse pjesë e planit të tij të parapërgatitur," ulëriu Skuileri. "E shtëna e Xhonsit vetëm sa e gërvishti pak. Po të dinit të lexonit do t'ua tregoja që ta shihnit se si e ka shkruar planin me dorën e tij. Ishin marrë vesh që në çastin më kritik Snoubolli të jepte shenjën që ne të tërhiqeshim në panik dhe ta linim fushën e betejës në duart e armikut. Për pak ai desh ia arriti kësaj. Madje, mund të them me bindje të plotë, shokë, se do t'ia kishte arritur po të mos kishte qenë Udhëheqësi ynë legjendar, shoku Napolon. A nuk ju kujtohet çasti kur Xhonsi dhe njerëzit e tij hynë në oborr dhe, pikërisht atëherë, Snoubolli u kthye papritmas dhe ia mbathi, ndërsa disa prej kafshëve e ndoqën nga pas? Po tamam në atë moment, kur të gjithë i kishte pushtuar paniku dhe gjithçka dukej si e humbur njëherë e përgjithmonë, ishte shoku Napolon ai që u vërsul përpara duke thirrur "Vdekje njerëzimit" duke ngulur dhëmbët në këmbët e Xhonsit. Nuk ju kujtohet? Jam i bindur se kjo do t'ju kujtohet, shokë!" shpërtheu në fund Skuileri duke u përdredhur.

Tani që Skuileri e përshkroi me aq imtësi ngjarjen,

kafshëve nisi t'u dukej sikur diç u kujtohej. Të paktën, të gjithë e mbanin mend se në çastin më kritik të betejës Snoubolli ishte tërhequr me vrap. Megjithatë Bokseri nuk ishte ende plotësisht i qetë.

"Nuk më besohet që Snoubolli të ketë qenë që në fillim tradhtar," tha më në fund. "Se ç'ka bërë më vonë është punë tjetër. Por jam i bindur se në Betejën e Stallave ai ka qenë një shok besnik."

"Udhëheqësi ynë, shoku Napolon," tha Skuileri me një të folur të ngadalshme, por mjaft të vendosur, "ka thënë në mënyrë të prerë, shokë, se Snoubolli ishte që në fillim agjent i Xhonsit. Po, po. Madje, shumë kohë para se të lindte vetë ideja e Kryengritjes."

"Ah, këtu ndryshon puna," tha Bokseri. "Nëse kështu thotë shoku Napolon, atëherë ashtu edhe duhet të jetë."

"Ja, kjo kërkohet nga ju, shokë!" thirri Skuileri, ndonëse u vu re se ata sytë e tij të kuq hodhën një vështrim tepër dashakeqës drejt Bokserit. Pastaj u mat të ikte. Por, me sa duket, ndërroi mendje, ndaloi pak dhe shtoi duke iu mëshuar fjalëve: "Dua të paralajmëroj të gjitha kafshët e kësaj ferme që të jenë vigjilente. Me sa jemi informuar, midis nesh kanë nisur të lëvizin disa nga agjentët sekretë të Snoubollit."

Katër ditë më pas, pasdite vonë, Napoloni dha urdhër që kafshët të mblidheshin në oborr. Me t'u grumbulluar të gjithë, nga shtëpia u shfaq Napoloni me dy medaljet e varura (sepse, kohët e fundit e kishte nderuar veten me "Hero i kafshëve, Klasa e Parë" dhe "Hero i Kafshëve, Klasa e Dytë"). Të nëntë qentë i vinin rrotull duke lëshuar hungërima që iu fusnin dridhmat kafshëve. Këto zunë vendet duke parandier diçka të tmerrshme.

Napoloni u hodhi një vështrim të ngrysur, rreshtave të parë. Pastaj lëshoi një klithmë therëse. Qentë u sulën menjëherë, kapën nga veshët katër prej derrave dhe i tërhoqën zvarrë mes britmave e klithmave deri përpara këmbëve të Napolonit. Derrave u kullonin veshët gjak, gjak që i tërbonte edhe më keq qentë. Për çudinë e të gjithëve, tre prej tyre iu vërsulën Bokserit. Bokseri i pa tek vinin, ngriti thundrën e tij madhoshe dhe ia dha një shkelm të fortë njërit prej tyre, duke e përplasur përtokë. Pastaj ia vuri këmbën përsipër. Qeni nisi të angullijë për mëshirë, ndërsa dy të tjerët ia mbathën me bisht ndër shalë. Bokseri hodhi shikimin nga Napoloni për të parë nëse duhej ta ngordhte fare, apo ta linte të ikte. Napolonit u duk sikur i ndërroi çehrja. Pa e zgjatur i dha urdhër Bokserit që ta lëshonte dhe ky ngriti këmbën, ndërsa qeni u zvarrit tutje, duke rënkuar.

Pas kësaj u vendos heshtje e plotë. Të katër derrat prisnin duke u dridhur, me një ndjenjë fajësie, që e vuanin në çdo qelizë të trupit. Atëherë, Napoloni u bëri thirrje të pranonin të gjitha krimet që kishin bërë. Ishin po ata katër derra që kishin protestuar ditën kur Napoloni ndaloi Mbledhjet e të Dielave. Pa qenë fare e nevojshme t'i cytje më tepër ata pranuan se kishin pasur lidhje të fshehta me Snoubollin që kur ai ishte larguar, se kishin komplotuar me të për shkatërrimin e mullirit dhe se kishin hyrë në pazarllëqe për t'ia dorëzuar "Fermën e Kafshëve" zotit Frederik. Gjithashtu shtuan se, në mirëbesim me ta, Snoubolli kishte pohuar se prej vitesh ishte agjent sekret i Xhonsit. Me të mbaruar ç'kishin për të thënë, qentë iu hodhën përsipër dhe ua shqyen gurmazet në çast, ndërsa Napoloni, me një zë që të ngjethte mishtë pyeti nëse kishte edhe ndonjë kafshë tjetër që donte të rrëfehej.

Përpara dolën ato tri pulat që njiheshin si udhëheqëse të përpjekjes për rebelim lidhur me çështjen e vezëve. Thanë se në ëndërr u ishte shfaqur Snoubolli, i cili i kishte nxitur të mos i bindeshin Napolonit. Edhe ato u masakruan publikisht. Pastaj doli edhe një patë, e cila pranoi se gjatë korrjeve të fundit kishte vjedhur e fshehur gjashtë kallinj misri, të cilët i kishte ngrënë natën. Më pas një dele pranoi se kishte urinuar në pellgun e ujit të pijshëm (sigurisht e shtyrë nga Snoubolli). Dy dele të tjera pranuan se kishin vrarë një dash plak (një prej dishepujve më besnikë të Napolonit) duke e ndjekur rreth e rrotull një zjarri të madh, një ditë kur ai kishte qenë i sëmurë me rrufë. Që të gjithë u masakruan në vend. Historia e rrëfimeve vazhdoi në këtë mënyrë derisa përpara këmbëve të Napolonit u bë një pirg i madh kufomash që e rënduan ajrin me erën e gjakut, erë e harruar qysh nga koha e Xhonsit.

Kur përfundoi gjithçka, kafshët që kishin mbetur, duke përjashtuar derrat dhe qentë, u larguan të gjitha bashkë. Nuk po dinin ç'ishte më e tmerrshme: tradhtia e kafshëve që ishin lidhur me Snoubollin, apo ndëshkimi mizor që sapo kishin parë. Në të kaluarën kishin qenë shpesh dëshmitarë të skenave të tilla me gjakderdhje të pamëshirshme, por ishin të mendimit se tani që ndodhnin midis tyre, këto ishin shumë më të këqija. Që prej ditës kur ishte larguar Xhonsi e deri në atë çast, asnjë kafshë nuk kishte vrarë ndonjë kafshë tjetër. Nuk ishte vrarë as edhe ndonjë mi. Pa kuptuar kishin ecur të gjithë drejt kodërzës ku po ndërtohej mulliri dhe u ulën aty si me komandë, sikur të qenë duke kërkuar ngrohtësi nga njëra-tjetra. Ishin aty Kloveri, Murieli, Beniamini, lopët, delet dhe një tufë e tërë patash - të gjithë, me përjashtim të maces që ishte zhdukur papritur disa minuta përpara se Napoloni të jepte urdhër për

t'u mbledhur. Për ca kohë nuk foli asnjë. Vetëm Bokseri qëndronte në këmbë. Sillej lart e poshtë duke iu rënë herë pas herë vitheve me bisht e duke lëshuar ndonjë pasthirrmë habie. Më në fund ia pat:

"Nuk e kuptoj! Nuk do ta besoja kurrë që një gjë e tillë të mund të ndodhte në fermën tonë. Me siguri që diku duhet të kemi gabuar. Me sa shoh unë, e vetmja zgjidhje është që të punojmë më shumë. Tani e tutje do të ngrihem plot një orë më herët në mëngjes."

Dhe u largua me ecjen e tij të rëndë në drejtim të gurores. Me të mbërritur aty, mblodhi gurë sa për dy ngarkesa dhe i transportoi për te mulliri para se të shtrihej për gjumin e natës.

Të heshtura, kafshët u mblodhën rreth Kloverit. Lartësia e kodrës ku qëndronin u jepte një pamje të gjerë gjithë fushës përreth. Mund të shihnin pjesën më të madhe të "Fermës së Kafshëve" - kullotën e gjatë që shtrihej deri te rruga kryesore, fushën e foragjereve, ormanin, pellgun e ujit, fushat e pluguara ku dallohej gruri i njomë, i dendur, në ngjyrë të gjelbër dhe çatitë e kuqe të ndërtesave të fermës me tymin që dilte prej oxhakëve. Ishte një muzg i kthjellët pranveror. Bari dhe gardhet kufizuese praroheshin nga rrezet horizontale të diellit që po perëndonte. Ferma (me një lloj çudie ata po kujtoheshin se ishte e tyrja, e tyrja nga kreu në fund) nuk u qe dukur kurrë kaq e dashur. Ndërsa vështronin poshtë kodrës, Kloverit iu mbushën sytë me lot. Po të kish mundur t'i shprehte ato që mendonte, do të kishte thënë vetëm se nuk ishte kjo ajo që ata kishin synuar dikur, vite më parë, kur iu vunë punës për përmbysjen e racës njerëzore. Nuk kishin ëndërruar për këto skena terrori dhe masakre atë natë kur, për herë të parë, Majori plak iu shtiu në mend idenë e Kryengritjes. Nëse ajo

vetë kishte pasur ndonjëherë njëfarë përfytyrimi për të ardhmen, kjo kish qenë një shoqëri kafshësh të çliruara nga uria dhe kamxhiku, ku të gjithë ishin të barabartë, secili punonte sipas mundësive, më të fuqishmit mbronin të dobëtit, ashtu siç kishte mbrojtur edhe ajo vetë ato rikat me këmbën e saj të pasme atë natë kur fliste Majori. Në vend të kësaj as ajo s'dinte të shpjegonte se si kishte ardhur kjo kohë kur askush s'guxonte t'i shprehte haptazi mendimet, kur ngado hasje në qen të fuqishëm e kërcënues dhe kur ishe i detyruar të shihje se si të bëheshin copë-copë shokët pasi kishin pranuar krime rrëqethëse. Jo se asaj i shkonte nëpër mend mosbindja apo rebelimi. E dinte që edhe kështu siç po rridhnin ngjarjet ato po ia kalonin shumë më mirë se sa në kohën e Xhonsit dhe se mbi të gjitha duhej të ndalonin rikthimin e Xhonsit. Ajo do të ishte gjithmonë besnike. Çfarëdo që të ndodhte do të punonte pa u lodhur, do të zbatonte urdhrat që i jepnin dhe do të pranonte udhëheqjen e Napolonit. E, megjithatë, ajo dhe kafshët e tjera nuk kishin shpresuar dhe s'qenë robtuar për një gjë të tillë. As mullirin nuk e kishin ndërtuar për këtë, as përpara plumbave të Xhonsit s'kishin dalë për këtë. Ja këto mendonte, ndonëse i mungonin fjalët për t'i shprehur të gjitha.

Më në fund, meqë iu duk sikur në njëfarë mënyre e gjeti me se t'i zëvendësonte fjalët që s'po i vinin, ajo nisi të këndojë "Kafshë të Anglisë". Kafshët e tjera, të ulura rreth saj e kapën menjëherë melodinë dhe kënduan së bashku tri herë radhazi - shumë të intonuar, por mengadalë, përzishëm, ashtu siç nuk e kishin kënduar kurrë ndonjëherë.

Sapo kishin mbaruar së kënduari për të tretën herë, kur ia behu Skuileri i shoqëruar nga dy qen. Kishte pamjen e dikujt që ka diçka tepër të rëndësishme për të thënë. Njoftoi se

sipas një dekreti të posaçëm të shokut Napolon "Kafshë të Anglisë" hiqej nga qarkullimi. Tani e tutje ajo ishte e ndaluar të këndohej.

Kafshët u befasuan.

"Pse?" u hodh Murieli.

"Nuk na nevojitet më, shokë." Foli thatë Skuileri. "Kafshë të Anglisë" ka qenë kënga e Kryengritjes. Po tashmë kryengritja i përket historisë. Akt final i saj ishte ekzekutimi që iu bë sot në mëngjes tradhtarëve. U mposht edhe armiku i jashtëm edhe ai i brendshëm. Te "Kafshë të Anglisë" ne shprehnim ëndrrën tonë për një shoqëri më të mirë në të ardhmen. Por tashmë, kjo shoqëri është arritur. Duket qartë përse kjo këngë s'i hyn më kujt në punë."

Ashtu të trembura siç ishin kafshët edhe mund të kishin protestuar, por nuk iu lanë kohë delet që lëshuan blegërimën e zakonshme: "Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh keq" e cila vazhdoi disa minuta dhe i vuri pikë muhabetit.

Kështu që, qysh nga ajo kohë nuk u dëgjua më kurrë "Kafshë të Anglisë". Në vend të saj, Minimusi, poeti, na kishte krijuar një tjetër këngë që fillonte:

*Ferma jonë, ferma jonë*
*Ne do të ta duam të mirën gjithmonë.*

dhe kjo këndohej çdo të diel në mëngjes, pas ngritjes së flamurit. Sidoqoftë, dukej se as fjalët e as muzika nuk arritën kurrë t'ua zëvendësonin "Kafshë të Anglisë".

## KAPITULLI VIII

Jo shumë ditë më vonë, pasi efekti i terrorit të ekzekutimit kishte rënë ndjeshëm disa prej kafshëve u kujtuan (ose u duk sikur u kujtuan) se në Urdhrin e Gjashtë thuhej: "Asnjë kafshë s'duhet të vrasë ndonjë kafshë tjetër." Dhe ndonëse asnjë prej kafshëve nuk e kish parë të nevojshme të shprehte një mendim të tillë në sy të derrave, ndihej se gjithë ato vrasje nuk para shkonin. Kloveri iu lut Beniaminit që t'i lexonte Urdhrin e gjashtë dhe kur ky, si zakonisht, kundërshtoi të përzihej në gjëra të tilla, iu drejtua Murielit. Murieli ia lexoi. Në urdhër thuhej: "Asnjë kafshë nuk duhet të vrasë ndonjë kafshë tjetër, *pa arsye*." S'merrej vesh si qe puna, por dy fjalët e fundit kafshëve u kishin dalë fare nga mendja. Sidoqoftë, tani ato e panë se nuk kishte asnjë shkelje të Urdhrit. Pa dyshim, duhej të kishte mjaft arsye për t'i vrarë tradhtarët që ishin qenë lidhur me Snoubollin.

Gjatë gjithë atij vitit kafshët punuan edhe më shumë nga ç'kishin punuar një vit më parë. Ishte punë kolosale të rindërtohej mulliri me mure dy herë më të trashë e të mbarohej brenda afatit pa lënë pas dore edhe detyrat e përditshme të

fermës. Ndodhte nganjëherë që kafshëve u dukej sikur po punonin më shumë dhe po ushqeheshin jo më mirë se në kohën e Xhonsit. Të dielave në mëngjes, duke mbajtur në thundër një fletë stërgjatëshe letre, Skuileri lexonte një listë me shifra që provonin se prodhimi ushqimor për zëra të ndryshëm ishte rritur dyqind për qind, treqind për qind apo pesëqind për qind, sipas rastit. Kafshët nuk shihnin asnjë arsye për të mos e besuar, aq më tepër që tashmë s'para u kujtohej qartë se si kishin qenë kushtet para Kryengritjes. Thuhej-ç'thuhej, kishte ditë kur atyre u dukej se do të parapëlqenin të konsumonin më pak shifra dhe më shumë ushqim. Tanimë të gjitha urdhrat vinin nëpërmjet Skuilerit ose ndonjë prej derrave të tjerë. Vetë Napoloni nuk shfaqej në publik më shumë se një herë në javë. Edhe kur vinte, shoqërohej jo vetëm nga garda e qenve, por edhe nga një këndes i zi që marshonte pak para tij dhe luante rolin e trumbetierit duke lëshuar një "kikiriki" para se ta merrte fjalën Napoloni. Madje thuhej se edhe për banesë Napoloni kishte një apartament të veçuar nga të tjerët. Vaktet i hante vetëm dhe i shërbenin dy nga qentë. Përdorte gjithmonë atë takëmin e Kroun Derbit që ishte mbajtur te bufeja me pasqyrë, në dhomën e pritjes. Gjithashtu u njoftua se çdo vit, veç dy përvjetorëve të tjerë, do të zbrazej pushkë edhe për ditëlindjen e Napolonit.

Askush nuk i referohej më Napolonit thjesht me Napolon. Sa herë përmendej ai, përdorej stili zyrtar, për shembull, "Udhëheqësi ynë, shoku Napolon". Ndërsa derrave u pëlqente të shpiknin epitete të tilla për të si "Babai i të gjitha kafshëve", "Tmerri i njerëzimit", "Mbrojtësi i bagëtive", "Miku i shpendëve shtëpiake" e të tjera si këto. Nëpër mitingje, me lot që i shkisnin nëpër faqe, Skuileri fliste për mençurinë e

Napolonit, zemërmirësinë e tij dhe për dashurinë e pakufishme që ai ushqente për të gjitha kafshët kudo që ndodheshin, veçanërisht për ato kafshë të mjeruara që ende jetonin në skllavëri dhe injorancë nëpër ferma. Ishte bërë e zakonshme t'i përkushtohej Napolonit çdo arritje e suksesshme apo çdo e mirë që u sillte fati. Jo rrallë mund të të zinte veshi ndonjë pulë tek i thoshte tjetrës: "Nën drejtimin e Udhëheqësit tone, shokut Napolon, brenda gjashtë ditëve kam bërë pesë vezë", ose dy lopë që, duke shijuar ujin në pellg mund të thoshin: "Vetëm në saje të udhëheqjes së shokut Napolon gëzojmë këtë ujë me shije të mrekullueshme." Atmosfera e përgjithshme e fermës shprehej për bukuri në një këngë të titulluar "Shoku Napolon", kompozuar nga Minimusi, që thoshte:

*Mik i jetimëve!*
*Burim i gëzimeve*
*Zot i kovave të ujit!*
*Oh, si ndizet shpirti im*
*Flakë kur shikoj ata sy*
*Të qetë e urdhërues.*
*Si ai diell që ndrin aty,*
*Shoku Napolon!*

*Kur çdo kafshë e vogël a e madhe,*
*Fle e qetë në qoshe të çdo stalle,*
*Se mbi të rri e vigjilon*
*Shoku i dashur, Napolon!*
*Dhe foshnjë po ta kisha një gicin tim,*
*Para se të rritej e të bëhej trim,*
*Sa të qe ende bebe dhe njomëzak,*

*Do ta mësoja për merak,*
*Besnikërinë ta kish pa cak.*

Dhe të parat fjalë që t'i thoshte nga pak:

"Shoku Napolon!"

Kjo poezi u miratua nga Napoloni, i cili urdhëroi që ajo të shkruhej në murin e plevicës së madhe përbri Shtatë Urdhrave. Mbi të qëndronte një portret në profil i Napolonit, realizuar me bojë të bardhë nga Skuileri.

Ndërkohë, nëpërmjet veprimtarisë së Uimperit, Napoloni ishte i zënë me disa negociata të ndërlikuara me Frederikun dhe Pilkingtonin. Ende nuk ishte shitur mullari i kashtës. Më i interesuar nga të dy kandidatët për ta shtënë në dorë ishte Frederiku, por shuma që ofronte ai nuk ishte edhe aq e arsyeshme. Në të njëjtën kohë flitej se Frederiku dhe njerëzit e tij po komplotonin për të sulmuar "Fermën e Kafshëve" dhe për të shkatërruar mullirin, ndërtimi i të cilit u kishte shtënë zilinë. Dihej se Snoubolli shihej ende në fermën "Pinçfild". Në mes të verës kafshët u alarmuan kur dëgjuan se tri pula kishin pranuar të pohonin vullnetarisht se, të frymëzuara nga Snoubolli, po komplotonin për të vrarë Napolonin. U ekzekutuan menjëherë dhe u morën masa urgjente për sigurimin e Napolonit. Natën atë e ruanin katër qen, nga një në çdo cep të krevatit. Ndërsa një derr i quajtur Sykuq, u caktua të provonte ushqimin para se ta hante Udhëheqësi, për të shmangur çdo rrezik helmimi.

Afërsisht në këtë kohë, u muarr vesh se Napoloni e kishte rregulluar t'ia shiste mullirin Pilkingtonit. Veç kësaj, ai po

përgatitej të nënshkruante një marrëveshje bashkëpunimi tregtar për disa produkte midis "Fermës së Kafshëve" dhe "Foksudit". Ndonëse mbanin lidhje kryesisht me anë të Uimperit, marrëdhëniet midis Napolonit dhe Pilkingtonit tashmë qenë të një fqinjësie të mirë. Si njeri që ishte, kafshët s'para i zinin besë Pilkingtonit, ndonëse ai dukej më i mirë se Frederiku, të cilit ia kishin frikën dhe e urrenin. E, ndërsa po dilte behari dhe mulliri ishte në përfundim, gjithmonë e më tepër nisi të përhapej fjala për një veprimtari të ardhshme agjenturore. Thuhej se Frederiku kishte ndër mend të hidhte mbi ta njëzet burra të armatosur deri në dhëmbë. Ai u kishte dhënë edhe ryshfet zyrtarëve lokalë e policëve që të mos i binin në qafë po ta shtinte në dorë "Fermën e Kafshëve". Sikur të mos mjaftonin këto, nuk mungonin as historitë rrëqethëse që vinin nga "Pinçfildi" rreth mizorive të Frederikut mbi kafshët e veta. Kishte rrahur për vdekje një kalë plak, kishte ngordhur urie lopët, kishte vrarë një qen duke e djegur në furrë, ndërsa mbrëmjeve zbavitej duke vënë gjelat të luftonin me njëri-tjetrin me brisqe të lidhur nëpër çaponj. Kafshët zienin nga zemërimi kur merrnin vesh se ç'ndodhte me shokët e tyre matanë kufirit dhe, nganjëherë, u hipte në kokë të merrnin leje e të sulmonin së bashku, si një trup i vetëm fermën "Pinçfild" për t'i shporrur njerëzit prej atje e për t'u sjellë lirinë kafshëve. Por Skuileri i këshillonte të shmangnin veprimet e nxituara e të kishin besim te strategjia e shokut Napolon.

Sidoqoftë, urrejtja për Frederikun sa vinte e shtohej. Një të diel në mëngjes erdhi në stallë vetë Napoloni i cili shpjegoi se kurrë, për asnjë çast, nuk i kishte shkuar mendja t'ia shiste mullarin e kashtës Frederikut. Tha se do të qe poshtërim për

dinjitetin e tij të mbante marrëdhënie me maskarenj të këtij kallëpi. Pëllumbat, që ende dërgoheshin për të përhapur idetë e Kryengritjes, u ndaluan të shkelnin në hapësirën e "Foksudit" dhe u urdhëruan gjithashtu që të zëvendësonin parullën "Vdekje Njerëzimit" me "Vdekje Frederikut". Në fund të verës u zbulua një tjetër makinacion i Snoubollit. Drithi ishte mbushur me barëra të këqija dhe hetimet nxorën se, gjatë njërës prej vizitave të tij natën, Snoubolli kishte përzier farërat e barërave të këqija me farërat e grurit. Në këtë komplot ishte ngatërruar edhe një patok, i cili e pranoi fajin e tij përpara Skuilerit dhe, fill pas kësaj, vrau veten duke kapërdirë barëra helmuese. Me këtë rast kafshët mësuan se Snoubolli (ndryshe nga ç'mund të kishte kujtuar ndonjëri prej tyre) nuk e kishte marrë kurrë urdhrin "Hero i Kafshëve, Klasa e Parë". Kjo s'ishte veçse një legjendë e përhapur nga vetë Snoubolli pas Betejës së Stallave. Ai jo vetëm që s'ishte dekoruar, por madje edhe ishte kritikuar si frikacak në betejë. Përsëri do të gjendej ndonjë kafshë që s'i mbushej mendja kur i dëgjonte këto, por Skuileri nuk vononte ta bindte se e kishte lënë kujtesa.

Në vjeshtë, me përpjekje të stërmundimshme (sepse njëkohësisht duheshin mbledhur edhe të korrat), u përfundua ndërtimi i mullirit. Mbetej për t'u instaluar edhe makineria për të cilën po bënte përçapje Uimperi. Sidoqoftë, si bina kishte mbaruar. Dhëmb për dhëmb me çdo lloj vështirësie, pa marrë parasysh mungesën e përvojës, mjetet primitive të punës, pavarësisht edhe nga fati i keq e tradhtia e Snoubollit, aksioni kishte përfunduar në afatin e caktuar. Të lodhura por krenare, kafshët i vinin rrotull ndërtesës së tyre që tani u dukej më e bukur se herën e parë. Për më tepër, muret ishin dy herë më të trasha. S'kishte gjë që ta shkatërronte, me përjashtim të

dinamitit. Dhe tani, sapo sillnin në mend se si ishin robtuar, gjithë ato vështirësi që kishin kapërcyer, çfarë përmirësimi të dukshëm që do të pësonte jeta e tyre me t'u vënë në lëvizje krahët dhe të niste rrotullimi i dinamos, pra me t'i përfytyruar të gjitha këto, lodhja iu largohej si me dorë dhe e rrethonin mullirin duke brohoritur fitimtarë. Vetë Napoloni, i shoqëruar nga qentë e tij dhe këndesi, erdhi të inspektonte veprën e përfunduar. Ai i uroi personalisht kafshët për këtë arritje dhe njoftoi se mulliri do të quhej "Mulliri Napolon".

Dy ditë më vonë kafshët u thirrën me ngut në plevicë. U shastisën fare nga habia kur Napoloni i njoftoi se ia kishte shitur mullarin e kashtës Frederikut. Karrot e Frederikut do të vinin për ta marrë që të nesërmen. Gjatë gjithë asaj kohe kur dukej se bënte aleancë me Pilkingtonin Napoloni kishte pasur marrëveshje të fshehtë me Frederikun.

Të gjitha marrëdhëniet me "Foksudin" u ndërprenë. Pilkingtonit iu dërguan mesazhe denigruese. Pëllumbave iu dha udhëzim që të mos kalonin nga hapësira e fermës "Pinçfild", ndërsa parrullën "Vdekje Frederikut" e ndërruan me "Vdekje Pilkingtonit". Në të njëjtën kohë, Napoloni i siguroi kafshët se thashethemet rreth një sulmi të papritur mbi fermën e tyre s'qenë fare të vërteta, ndërsa historitë për keqtrajtimin e mizoritë e Frederikut ndaj kafshëve ishin tejet të zmadhuara. Ndoshta të gjitha këto thashetheme e kishin pasur burimin te Snoubolli dhe agjentët e tij. Siç doli tani, nuk ishte fare e vërtetë që Snoubolli fshihej në fermën "Pinçfild" (në të vërtetë ai s'kishte shkelur kurrë atje). Thuhej se jetonte (mes një goxha luksi) në "Foksud", ku prej vitesh trajtohej nga Pilkingtoni si pensionist.

Admirimi i derrave për mendjemprehtësinë e Napolonit

nuk njihte kufi. Duke u hequr sikur po e trashte miqësinë me Pilkingtonin ai arriti ta detyronte Frederikun që të ngrinte çmimin edhe dymbëdhjetë paund. Por pika kulmore e mendjemprehtësisë së Napolonit, siç tha Skuileri, ishte mosbesimi i tij ndaj kurrkujt, madje edhe ndaj Frederikut. Frederikut ia kishte pasur qejfi ta paguante mullirin me diçka që quhej çek, dhe që, me sa dukej, nuk ishte tjetër veçse një copë letër ku shkruhej premtimi se do të paguante. Po te Napoloni nuk shkonin këto. Ai kishte kërkuar pagesë me pesë paund të vërtetë, që duheshin dorëzuar para se të lëvizej mullari. Frederiku ishte i detyruar të paguante dhe shuma mjaftonte për të blerë makinerinë e mullirit.

Ndërkohë, mullari po transportohej me shpejtësi. Me të përfunduar kjo punë, në plevicë u mbajt një takim tjetër special, ku kafshët patën mundësi t'u hidhnin një vështrim kartëmonedhave të Frederikut. Duke qeshur i lumturuar dhe me dy dekoratat mbërthyer, Napoloni ishte rehatuar në një shtrat kashte në podium, ndërsa bankënotat i mbante pranë, të stivosura me kujdes mbi një pjatancë të sjellë nga shtëpia. Kafshët kalonin njëra pas tjetrës me radhë, si të habitura. Ndërsa Bokseri afroi hundën për t'u marrë erë dhe ato fletë të holla e të zbardhura lëvizën nën frymën e tij. Pas tri ditësh plasi një katrahurë e madhe. Me një fytyrë të zverdhur si prej të vdekuri, Uimperi erdhi duke ngarë me një frymë biçikletën, e plasi atë në oborr dhe u vërsul drejt e në shtëpi. Pa kaluar asnjë minutë nga apartamenti i Napolonit u dëgjua një ulërimë e llahtarshme. Lajmi për atë që kishte ndodhur u përhap si rrufeja. Kartëmonedhat kishin qenë false! Frederiku e kishte marrë mullarin falas!

Napoloni i mblodhi nxitimthi kafshët dhe me një zë të

tmerrshëm dha dënimin me vdekje për Frederikun. Me t'u kapur, tha, Frederiku do të digjet i gjallë. Njëkohësisht ai paralajmëroi se pas këtij akti tradhtie mund të priteshin edhe mbrapshti të tjera më të këqija. Frederiku me njerëzit e tij mund ta kryenin sulmin e tyre të shumëdëshiruar nga çasti në çast. U vunë roje në pikat më kyçe të fermës. Veç këtyre masave u dërguan edhe katër pëllumba në drejtim të "Foksudit". Ata do të çonin mesazhe paqeje, me shpresën e rivendosjes së marrëdhënieve më të mira me Pilkingtonin.

Sulmi filloi të nesërmen. Kafshët po hanin mëngjesin, kur ia behën rojet e alarmuara që njoftuan se Frederiku me njerëzit e tij sapo kishin kaluar portën kryesore pranë rrugës. Pa ua bëri syri tërr kafshët dolën të përballonin armikun. Por kësaj herë nuk ishte edhe aq e lehtë të arrihej fitorja sa në Betejën e Stallave. Kësaj herë ishin pesëmbëdhjetë burra me gjashtë pushkë, që i shkrehën me t'u afruar pesëdhjetë metra. Kafshët s'mundën t'i bënin ballë atij shpërthimi të tmerrshëm saçmash therëse dhe, pa ua vënë veshin përpjekjeve të Napolonit dhe të Bokserit për t'i mbajtur, u tërhoqën shpejt. Një pjesë e mirë u plagosën. U fshehën në ndërtesat e fermës duke përgjuar me kujdes nga vrimat e dërrasave. E gjithë kullota, duke përfshirë edhe mullirin, ndodhej në duart e armikut. Për një çast edhe vetë Napoloni s'dinte ç'të bënte. Ecte poshtë e lart pa thënë asnjë fjalë, me bishtin e përdredhur përpjetë. Vështrime plot shpresë e shqetësim hidheshin herë pas herë në drejtim të "Foksudit". Ndoshta mund ta fitonin këtë betejë po të ndihmoheshin nga Pilkingtoni dhe njerëzit e tij. Por pikërisht atëherë të katër pëllumbat e dërguar një ditë më parë u kthyen dhe sollën një copë letër të shkruar nga Pilkingtoni. Aty shkruhej me laps: "Paçi veten në qafë!"

Ndërkohë, Frederiku dhe njerëzit e tij kishin ndaluar para mullirit. Kafshët i ndiqnin me sy. U ndje një mërmërimë frike. Dy nga njerëzit se nga nxorën një barominë dhe një vare. Siç dukej donin të shembnin mullirin.

"E pamundur," thirri Napoloni. "I kemi bërë muret shumë të trashë. Nuk e shembin dot as për një javë. Guxim, shokë."

Beniamini i ndiqte me vëmendje lëvizjet e njerëzve. Ata të dy me vare e barominë po hapnin një vrimë pranë themeleve të mullirit. Ngadalë, po gati me pamjen e një të kënaquri, Beniamini lëvizi turirin:

"Ma preu mendja," tha. "Nuk e shihni çfarë po bëjnë? Edhe pak dhe do ta mbushin vrimën me barut."

Kafshët prisnin të tmerruara. Tani ishte e pamundur të provoje të dilje nga vendstrehimi. Pas pak u panë burrat që vraponin në të katër anët. Pastaj ia dha një shpërthim shurdhues. Pëllumbat u pështjelluan në ajër, ndërsa kafshët, të gjitha me përjashtim të Napolonit, u rrafshuan barkas përtokë dhe fshehën kokën. Kur u çuan, në vend të mullirit ngrihej një shtëllungë e madhe tymi të zi. Flladi e largoi atë me ngadalë. Mulliri nuk ekzistonte më.

Përpara kësaj pamjeje kafshëve u erdhi përsëri guximi. Frika dhe dëshpërimi që i kishte pushtuar pak më parë humbi mes valës së zemërimit për këtë veprim shkatërrues e mizor. Pa pritur urdhra, pas një britme hakmarrëse, ato u lëshuan si një trup i vetëm drejt e mbi armikun. Këtë radhë nuk i vinin re saçmat që iu binin sipër si breshër. Beteja ishte e egër, e hidhur. Burrat nuk reshtnin së shtëni dhe, kur kafshët u afruan fare pranë, filluan të godisnin me shkopinj e shkelma. U vranë një lopë, tri dele dhe dy pata, ndërsa gjithë të tjerët morën nga një plagë. Madje edhe Napoloni që drejtonte nga prapavija

mori një saçma në majë të bishtit. Por edhe njerëzit nuk dolën pa gjë. Bokseri ua theu kokat treve prej tyre, një lopë ia shqeu barkun me brirë një tjetri, ndërsa Xhesi me Bluebellin i shqyen pantallonat dikujt. Dhe kur të nëntë qentë e gardës personale të Napolonit, që ai vetë i kishte urdhëruar të zinin pritë prapa gardhit u sulën papritmas me krahëmarrje mbi njerëzit, këta e humbën fare toruan. E panë se ishte rrezik të rrethoheshin. Frederiku u thirri njerëzve të tij të largoheshin sa nuk ishte ende vonë dhe, pas kësaj, armiku frikacak u pa duke vrapuar për të shpëtuar kokën. Kafshët i ndoqën deri në fund të fushës duke iu dhënë goditjet e fundit, ndërsa njerëzit me zor arritën të gjenin vendkalime nëpër ferrat e gardhit.

Kishin fituar, por ishin të lodhura, të gjakosura. Kafshët nisën të zvarriten ngadalë për në fermë. Disa prej tyre filluan të lotonin kur panë shokët e shtrirë pa jetë në bar. Pastaj bënë një ndalesë të heshtur përpara rrënojave të mullirit. Po, ishte shembur vërtet. Thuajse e tërë puna e tyre ishte rrënuar. Madje ishin dëmtuar edhe themelet. E, për ta rindërtuar mullirin kësaj radhe nuk mund të përdornin si më parë gurët e rrëzuar, sepse nga forca e shpërthimit ata ishin shpërndarë qindra metra larg. Dukej sikur nuk kishte pasur kurrë mulli.

Ndërsa po i afroheshin fermës u doli përpara Skuileri i cili s'dihej se ku ishte zhdukur gjatë luftimit. Ecte krenar duke tundur bishtin dhe shkëlqente nga kënaqësia. Kurse nga ana e ndërtesave të fermës kafshët dëgjuan një të shtënë.

"Po kjo pushkë?" pyeti Bokseri.

"Për të festuar fitoren tonë," thirri Skuileri.

"Ç'fitore?!" tha Bokseri, të cilit i kullonin gjak gjunjët, i kishte humbur një potkua dhe kishte çarë këmbën, ndërse në kofshën e pasme mbante nja dymbëdhjetë saçma.

"Ç'fitore, shok?! Po a nuk e shporrëm ne armikun nga toka jonë - nga toka e shenjtë e 'Fermës së Kafshëve'?!"

"Po ata na shkatërruan mullirin. Atë mulli për të cilin kemi punuar dy vjet."

"E ç'ë pastaj?! Do të ndërtojmë një mulli tjetër. Po të na vijë pas oreksit, edhe gjashtë të tjerë do të ndërtojmë. Shok, ti nuk arrin as ta perceptosh se çfarë vepre të mrekullueshme kemi kryer. Armiku na kishte pushtuar ja, këtë tokë ku ne po qëndrojmë. Ndërsa tani, në saje të udhëheqjes së shokut Napolon ne kemi rifituar çdo centimetër të saj."

"Atëherë paskemi fituar atë që kemi pasur," tha Bokseri.

"Kjo është fitorja jonë," tha Skuileri.

U zvarritën brenda në oborr. Bokserit i sëmbonin saçmat nën lëkurë. Po parashikonte punën e rëndë që do të kërkonte rindërtimi i mullirit nga themelet dhe, me imagjinatë, e përgatiti veten për këtë detyrë. E ndoshta për të parën herë atij i shkoi ndër mend se ishte njëmbëdhjetë vjeç dhe se muskujt nuk i kishte më aq të fortë.

Por kur panë flamurin e gjelbër që valëvitej dhe dëgjuan të shtënat e pushkës (gjithsej shtatë të shtëna), kur mbaroi edhe fjalimi i Napolonit, i cili i përgëzonte për trimërinë, kafshëve iu duk se, sado t'u duhej të punonin, prapëseprapë kishin korrur një fitore të madhe. Ato organizuan një funeral solemn për kafshët e rëna në betejë. Bokseri me Kloverin tërhiqnin karron që shërbente si karrocë varrimi, ndërsa kortezhin e kryesonte vetë Napoloni. Për festimin e fitores u lanë plot dy ditë. Gjatë tyre pati këngë, fjalime, të shtëna të tjera pushke, si edhe një racion special mollësh për çdo kafshë, pesëdhjetë gram grurë për çdo zog dhe nga tri biskota për qentë. U njoftua se që atë ditë e tutje beteja do të quhej Beteja

e Mullirit dhe Napoloni propozoi një dekoratë të re, "Urdhri i Flamurit të Gjelbër", të cilën e mori vetë. Mes gjithë atij gëzimi të madh s'i vajti kujt ndër mend të kujtohej për atë historinë e pakëndshme me kartëmonedhat.

Jo shumë ditë pas këtyre kremtimeve rastisi që në qilarët e shtëpisë derrat u penguan te një arkë me uiski. Në fillim, kur ishte pushtuar shtëpia prej kafshëve, asnjëra nuk e kishte vënë në hesap arkën. Por atë natë nga shtëpia erdhi jehona e një kënge që këndohej me zë të lartë e ku, për çudinë e të gjithëve ngatërroheshin edhe akorde të "Kafshë të Anglisë". Më nëntë e gjysmë në oborr u duk Napoloni me një kapelë të vjetër republike të zotit Xhons. Ai u vërtit një herë me vrap rreth oborrit dhe u fut përsëri brenda. Por, në mëngjes nga shtëpia nuk vinte asnjë zhurmë. Nuk dukej gjithashtu asnjë prej derrave. Nga ora nëntë doli Skuileri me një ecje të ngadaltë e si të vrarë, me sy të turbullt, me bishtin që i lëshohej pa fuqi prapa dhe me pamjen e përgjithshme të një të sëmuri rëndë. Ai i mblodhi të gjitha kafshët dhe u tha se kishte për t'u dhënë një lajm të tmerrshëm: shoku Napolon po vdiste!

Një klithmë vaji çau ajrin. Përpara shtëpisë, në oborr, u shtrua kashtë dhe kafshët ecnin në majë të gishtave. Me lot në sy ato pyesnin njëra-tjetrën se çdo të bënin po të mos kishin Udhëheqësin në radhët e të gjallëve. U përhap edhe një thashethem, sikur Snoubolli ia kishte gjetur anën t'i fuste një helm ushqimit të Napolonit. Në orën njëmbëdhjetë erdhi përsëri Skuileri për të bërë një njoftim tjetër. Si vepër lamtumire për këtë botë shoku, Napolon kishte nxjerrë një njoftim të fundit: "Dënohej me vdekje pirja e alkoolit".

Sidoqoftë, andej nga pasditja, Napoloni sikur u përmirësua përsëri, ndërsa mëngjesin tjetër Skuileri mundi të

lajmëronte se kishte dalë nga rreziku dhe se po e merrte veten. Po atë ditë, në mbrëmje, Napoloni iu rikthye punës dhe ditën tjetër u muarr vesh se e kishte udhëzuar Uimperin që të kërkonte në Uillington broshurat mbi fermentimin dhe distilimin. Një javë më pas, Napoloni urdhëroi që livadhi i vogël matanë kopshtit, i cili ishte planifikuar si kullotë për kafshët që do të dilnin në pension, të niste të plugohej. U tha se kjo parcelë po degradonte, ndaj duhej rimbjellë. Sidoqoftë, shumë shpejt u mor vesh se Napoloni kishte ndër mend ta mbillte me elb.

Përafërsisht në këtë kohë ndodhi edhe një incident me të vërtetë i çuditshëm, aq sa nuk ishte në gjendje ta shpjegonte askush. Një natë, aty nga ora dymbëdhjetë, u dëgjua një përplasje rrëqethëse që i bëri kafshët të suleshin jashtë stallave. Nata ndriçohej mirë nga hëna. Në rrëzë të murit, në fund të plevicës së madhe, aty ku qenë shkruar të Shtatë Urdhrat, dukej një shkallë e thyer më dysh. Skuileri ishte shtrirë sa gjerë e gjatë pranë saj, tamam si i trullosur dhe, fare pranë tij, ndodheshin një fener, një furçë dhe një kuti e përmbysur boje të bardhë. Qentë e rrethuan menjëherë Skuilerin dhe, sapo ai e ndjeu veten në gjendje të ecte, e shoqëruan për në shtëpi. Asnjëra prej kafshëve nuk mundi të krijonte qoftë edhe ndonjë ide të turbullt rreth kuptimit të gjithë asaj që kishte ndodhur, me përjashtim të Beniaminit, i cili tundte turirin me pamjen e një të dituri dhe dukej sikur diç kishte kuptuar. Megjithatë, gjysmë fjale nuk i tha kujt.

Por jo shumë ditë më vonë, Murieli, ndërsa lexonte për qejf të vet të Shtatë Urdhrat, vuri re se mes tyre kishte edhe një urdhër tjetër që kafshët nuk e mbanin mend. Ato e kishin ditur sikur Urdhri i Shtatë thoshte: “Asnjë kafshë nuk duhet

të pijë alkool", por aty gjendeshin edhe dy fjalë që ishin harruar. Kështu që, në fakt, urdhri thoshte: "Asnjë kafshë nuk duhet të pijë alkool *tej mase*."

## KAPITULLI IX

Thundra e Bokserit keqësohej dita-ditës. Rindërtimi i mullirit nisi që të nesërmen e mbarimit të festimeve për fitoren. Bokseri nuk pranoi të merrte qoftë edhe një ditë pushim dhe i vuri vetes detyrë nderi që askujt të mos i binte në sy se ende po ndiente dhimbje. Megjithatë, një mbrëmje i pohoi Kloverit se thundra po e shqetësonte së tepërmi. Kloveri ia mjekoi me një bar popullor, që e përgatiste vetë duke përtypur rrënjë bimësh të ndryshme dhe, bashkë me Beniaminin, iu lut Bokserit të punonte më pak. "Mushkëritë e kalit nuk janë të përjetshme," i tha ajo. Po Bokserit nuk i mbushej mendja. Thoshte se i kishte mbetur vetëm një synim në jetë: të arrinte ta shihte mullirin duke punuar para se të dilte në pension.

Në fillim fare, atëherë kur për herë të parë u formuan edhe ligjet e "Fermës së Kafshëve", mosha e pensionit për kuajt dhe derrat ishte caktuar dymbëdhjetë vjeç, për lopët katërmbëdhjetë, për qentë nëntë, për delet shtatë dhe për pulat e patat pesë vjeç. Po ashtu kishin rënë në një mendje që pensioni i pleqërisë të ishte i arsyeshëm. Deri atëherë asnjëra nga kafshët nuk kishte dalë në pension, por kohët e

fundit për këtë po flitej gjithnjë e më shpesh. Tani që parcela e vogël prapa kopshtit u la mënjanë për prodhimin e elbit, u hap fjala se do të rrethohej me gardh një cep i fushës së drithit dhe do të kthehej në kullotë për kafshët e moshuara. Thuhej se pensioni i një kali do të ishte dy kile e gjysmë grurë në ditë, ndërsa në dimër gjashtë kilogram kashtë, plus një karotë ose, sipas mundësive, një mollë në raste festash. Në fund të verës së ardhshme, Bokseri mbushte plot dymbëdhjetë vjeç.

Ndërkohë, jeta ishte shumë e vështirë. Dimri ishte po aq i ashpër sa edhe ai i kaluari, ndërsa ushqimi edhe më i pakët. U shkurtuan prapë të gjitha racionet, me përjashtim të atyre të derrave dhe qenve. Siç e shpjegonte Skuileri, një barazi shumë e përpiktë e racioneve do të binte në kundërshtim me parimet e Animalizmit. Sidoqoftë, ai nuk e pati edhe aq të vështirë t'ua vërtetonte kafshëve të tjera se, në fakt, pavarësisht nga pamja e jashtme, ato nuk ishin keq me realizimin e planit të ushqimit. Natyrisht, për kushtet aktuale ishte parë e nevojshme të bëhej një rregullim i sasisë së racioneve (sa herë binte fjala për këtë, Skuileri përdorte termin "Rregullim" dhe asnjëherë "Shkurtim"), por në krahasim me kohën e regjimit të Xhonsit përparimet ishin shumë më të mëdha. Duke lexuar me zë të mprehtë e shumë shpejt shifra e fakte, ai arrinte të dëshmonte me detaje të hollësishme se tani prodhonin më tepër tërshërë, më tepër foragjere, më tepër rrepa se në kohën e Xhonsit; se punonin më pak, se cilësia e ujit të pijshëm ishte përmirësuar ndjeshëm; se ishte zgjatur mesatarja e jetës; se ishte ulur ndjeshëm vdekshmëria e foshnjave; se kishte më tepër kashtë nëpër stalla dhe se tani nuk vuanin aq shumë nga pleshtat. Kafshët besonin gjithçka u thuhej. Ç'është e vërteta Xhonsi dhe periudha e tij tashmë

atyre u kujtohej fare turbullt. E dinin se tani jeta ishte e ashpër dhe pa gëzime, se shpesh qenë të pangopur e të plevitosur, se punonin gati gjithë ditën, me përjashtim të orëve të gjumit. Por s'kishte asnjë dyshim se në të kaluarën kishte qenë më keq. Kafshëve u pëlqente ta besonin këtë. Veç kësaj, në të kaluarën ato kishin qenë skllave, ndërsa tani ishin të lira dhe këtu qëndronte ndryshimi thelbësor, siç nuk harronte t'ua vinte gjithmonë në dukje Skuileri.

Tani ishin bërë shumë më tepër gojë për t'u ushqyer. Në vjeshtë katër dosat pollën gati njëkohësisht, gjithsej tridhjetë e një gica. Ishin gica laramanë dhe, meqë Napoloni ishte i vetmi derr hamshor i fermës, nuk kishte ndonjë vështirësi të madhe për t'ua përcaktuar atësinë. U njoftuan se, në të ardhmen, kur të mund të siguronin tulla e llaç, përreth shtëpisë do të ndërtohej një oborr. Hëpërhë gicat i instruktonte vetë Napoloni në kuzhinën e shtëpisë. Ata ushtroheshin dhe luanin në kopsht. Nuk para i linin të përziheshin me të vegjlit e kafshëve të tjera. Duhej të ketë qenë pikërisht kjo kohë kur doli edhe një si biçim rregulli që, në rastet kur ndodheshin përballë ndonjë derr me ndonjë kafshë tjetër, kjo e fundit duhej t'i lironte rrugën të parit dhe, gjithashtu, të gjithë derrat, pa dallim posti, gëzonin privilegjin për të mbajtur të dielave nga një kordele të lidhur në majë të bishtit.

Kaloi një vit me suksese të shumta e, megjithatë, përsëri nuk po iu dilnin paratë. Duheshin gjetur tulla, rërë dhe beton për shkollën; duheshin nisur përsëri kursimet për makinerinë e mullirit. Pastaj duhej vaj për llamba dhe qirinj për në shtëpi, sheqer për në tryezën e Napolonit (ai ua kishte ndaluar sheqerin derrave të tjerë si masë për të mënjanuar trashjen e tepërt), si dhe furnizimet e zakonshme me vegla pune, gozhdë,

spango, qymyr, tela dhe biskota për qentë. U shitën një mullar me bar dhe një pjesë e prodhimit të patateve, ndërsa kontrata për vezët u rrit në gjashtëqind kokrra në javë. Kështu që gjatë vitit pulat mezi arritën të ngrohnin aq vezë sa për të ruajtur të pandryshuar numrin e tyre. Pasi ishin shkurtuar më parë në dhjetor, racionet u rishkurtuan përsëri në shkurt, ndërsa nëpër stalla, për kursim energjie, u ndalua mbajtja e llambave. Derrat, ama, nuk e prishnin fare rehatin dhe, ç'është e vërteta, po shtonin peshë që ç'ke me të. Një pasdite, në të dalë të shkurtit, nga dritarja e dhomës së distilimit, që në kohën e Xhonsit nuk ishte përdorur ndonjëherë, u përhap një aromë e ngrohtë që të hapte oreksin, një aromë që kafshët nuk e kishin provuar kurrë në jetën e tyre. Dikush shprehu mendimin se duhej të ishte era e elbit të gatuar. Kafshët nuhasnin ajrin gjithë uri, duke pandehur se për darkë po u përgatitej ndonjë çorbë e ngrohtë elbi. Por çorbës nuk ia panë bojën, ndërsa të dielën në mëngjes u njoftua se i gjithë prodhimi i elbit do t'u rezervohej derrave. Fusha prapa kopshtit tashmë ishte mbjellë me elb. Dhe s'vonoi të përhapej lajmi se derrat po merrnin secili nga një racion prej një gjysmë litre birrë në ditë, ndërsa më shumë se dy litra i liheshin Napolonit, të cilit i pëlqente t'ia shërbenin në një supjerë të Kroun Derbit.

Por edhe nëse hasnin në vështirësi të shumta, gjithsesi kjo kompensohej nga fakti që tashmë jeta jetohej me më shumë dinjitet se më parë. Këndohej më shumë, mbaheshin më shumë fjalime, kishte më shumë duartrokitje dhe entuziazëm. Napoloni kishte urdhëruar që një herë në javë të organizoheshin ato që quheshin mitingje spontane, të cilat kishin për qëllim festimin e arritjeve dhe fitoreve të "Fermës së Kafshëve". Në kohën e caktuar, kafshët linin punën dhe

parakalonin me formacion ushtarak në rrethinat e fermës. Në krye vinin derrat, pastaj kuajt, pastaj lopët, pastaj delet e, në fund, shpendët. Nga anash kuadratin e shoqëronin qentë, ndërsa në krye të të gjitha kolonave parakalonte këndesi i zi i Napolonit. Bokseri me Kloverin mbanin gjithmonë në mes një flamur të gjelbër me patkoin, bririn dhe parullën "Rroftë shoku Napolon!" Pastaj organizohej një program me recitime vjershash të krijuara për nder të Napolonit, me një fjalim të Skuilerit, që jepte shifrat e arritjeve të kohëve të fundit, sidomos shtimin e prodhimit ushqimor. Në fund, sipas rastit, shkrehej edhe ndonjë batare pushkësh. Flamurtarët më të zjarrtë të mitingjeve spontane ishin delet dhe, po të ankohej ndonjëra nga kafshët (siç bënin disa kur s'kishte rrotull as derra dhe as qen), se po harxhonin kohën kot dhe po thaheshin në të ftohtë, ato ia mbyllnin gojën menjëherë duke blegërirë: "Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh keq!" Por në përgjithësi kafshët kënaqeshin me këtë ceremoni. U vinte mirë të dëgjonin sa më shpesh se në fund të fundit ato ishin me të vërtetë zot të fateve të tyre dhe se gjithë puna që bënin ishte për të mirën e tyre. Kështu që, sa me këngë, sa me parakalime, me shifrat e realizimeve të Skuilerit, bataretë e pushkëve, kikirikikitë e këndesit e valëvitjen e flamurit, ato arrinin të paktën për një pjesë të kohës të harronin se e kishin barkun të zbrazët.

Në prill, "Ferma e Kafshëve" u shpall Republikë, ndaj doli e nevojshme që të zgjidhej edhe një President. Pati vetëm një kandidat, Napoloni, i cili u zgjodh me njëqind për qind të votave. Po atë ditë u njoftua se ishin gjetur dokumente të reja që nxirrnin në pah më mirë lidhjet e Snoubollit me Xhonsin. Siç dilte tani, Snoubolli jo vetëm që kishte tentuar të humbiste Betejën e Plevicës me anë të një strategjie të gabuar, siç e

dinin deri atëherë kafshët, por edhe kishte marrë pjesë hapur në luftim përkrah Xhonsit. Në fakt, vetë ai kishte qenë në krye të forcave njerëzore dhe ishte sulur në ballë me parullën "Rroftë njerëzimi!" Plagët që kishte marrë në kurriz e që kafshët i mbanin mend ende s'ishin gjë tjetër veçse plagë të shkaktuara nga dhëmbët e Napolonit.

Në mes të verës u duk përsëri korbi Moisi, i cili nuk kishte shkelur në fermë qysh prej disa vitesh. Nuk kishte ndryshuar fare, vazhdonte të mos punonte dhe i binte fyellit po te vrima e "Malit të Bonboneve". Ndalej mbi një pemë, përplaste pendët e zeza dhe fliste me orë sa herë gjente ndokënd që ta dëgjonte. "Atje tutje, shokë," thoshte me ton solemn duke treguar drejtimin me sqep. "Atje tutje - m'u mbrapa anës tjetër të asaj resë së zezë që duket atje - është "Mali i Bonboneve", ai vend i lumtur ku ne kafshët e gjora do të mund të prehemi pas gjithë këtij stërmundimi!" Ai madje pretendonte se në një prej fluturimeve të veta kishte qenë atje dhe i kish parë me sytë e tij llokumet e sheqerit që rriteshin nëpër gardhe. Dhe kishte mjaft kafshë që e besonin. Siç e mendonin ato, jeta e tyre tani ishte e mbushur me uri dhe punë të lodhshme. A s'ishte e drejtë dhe e logjikshme që diku tjetër të ekzistonte një botë më e mirë?

E vetmja gjë që s'dije se ç'emër t'i vije, ishte qëndrimi i derrave ndaj Moisiut. Të gjithë derrat thoshin me përbuzje se ato meseletë për "Malin e Bonboneve" ishin gënjeshtra me bisht, por megjithatë e lejonin korbin të rrinte pa punuar në fermë. Madje, sikur të mos mjaftonte kjo, i jepnin edhe nga një gllënjkë birrë në ditë. Pasi iu shërua këmba, Bokseri nisi të punojë më shumë se kurrë ndonjëherë. Ç'është e vërteta, atë vit të gjitha kafshët punonin si skllevër. Veç punëve të

zakonshme të fermës dhe ndërtimit të mullirit, duhej ndërtuar edhe shkolla për gicat, punimet për të cilën ishin nisur që në mars. Shpesh, orari i zgjatur i punës dhe ushqimi i pakët ishin gati të papërballueshëm, por Bokseri nuk e jepte veten. Me çdo veprim apo fjalë, ai të bënte të besoje se nuk i kishte humbur aspak forcat. Vetëm pamja e jashtme i kishte ndryshuar disi: qimja i dukej më pak e shndritshme, ndërsa kofshët i kishin rënë. Disa thoshin se Bokseri ka për ta marrë veten me të mbirë bari i pranverës, por edhe pasi doli bari, ai nuk vuri shëndet. Nganjëherë, tek punonte në gurore dhe i tendoseshin muskujt nga pesha e ndonjë guri të madh dukej se asgjë nuk po e mbante më në këmbë veç vullnetit për të vazhduar. Në këto çaste në buzët e tij formoheshin fjalët: "Do të punoj më shumë". Por nuk i kishte mbetur zë t'i nxirrte. Kloveri dhe Beniamini e paralajmëruan përsëri të kujdesej për shëndetin, megjithatë ai nuk ua vari. Po i afronte dymbëdhjetëvjetori i lindjes. As nuk e vriste mendjen për gjë tjetër veç grumbullimit të një sasie më të madhe gurësh para se të dilte në pension.

Një pasdite vonë, në verë, në të gjithë fermën u hap papritur lajmi se Bokserit i kishte ndodhur diçka. Kishte ikur vetëm për të shpënë një barrë gurë nga gurorja te mulliri. Dhe siç doli, thashethemi ishte i vërtetë. Pa kaluar as dy minuta ia mbërritën dy pëllumba duke thirrur: "Bokseri është rrëzuar! Është shtrirë në brinjë dhe nuk ngrihet dot.".

Më shumë se gjysma e kafshëve të fermës u sulën për te kodërza ku ndodhej mulliri. Bokserin e gjetën aty të mbrehur në karrocë, me qafën e tendosur, pa qenë në gjendje të lëvizte kokën. Sytë i kishte të turbullt, ndërsa trupin ia mbulonin djersët. Nga goja i rridhte një curril i hollë gjaku. Kloveri u ul

në gjunjë pranë tij.

"Bokser," i thirri. "Si je?"

"E kam nga mushkëritë," tha Bokseri me zë të mekur. "Por s'ka rëndësi. Besoj se edhe pa mua do ta përfundoni mullirin. Kemi mbledhur gjithë atë grumbull gurësh. Mua s'më kishte mbetur më shumë se një muaj punë. T'ju them të vërtetën, kohët e fundit mezi po e prisja pensionin. Ndoshta, meqë po plaket edhe Beniamini, do të na lënë të dyve të dalim njëkohësisht në pension e t'i bëjmë shoqëri njëri-tjetrit."

"Duhet të kërkojmë menjëherë ndihmë," tha Kloveri. "Të niset dikush me vrap dhe t'i tregojë Skuilerit ç'ka ngjarë."

Të gjithë u nisën menjëherë drejt shtëpisë për t'i dhënë lajmin Skuilerit. Mbetën vetëm Kloveri dhe Beniamini, i cili u shtri pranë Bokserit e, pa folur asnjë fjalë, filloi t'i largonte mizat me bishtin e tij të gjatë. Skuileri ia mbërriti pas afro një çerek ore, me një pamje mjaft të shqetësuar e ngushëlluese. Tha se shoku Napolon e kishte marrë vesh me pikëllim të madh fatkeqësinë që i kishte rënë njërit prej punëtorëve më besnikë të fermës. Ai po përpiqej ta rregullonte që Bokseri të kurohej jashtë, në spitalin e Uillingtonit. Kafshët sikur u sikletosën. Me përjashtim të Molit dhe Snoubollit, asnjëra prej tyre nuk ishte larguar ndonjëherë nga ferma, ndaj as që mund ta përfytyronin se si do ta linin shokun e tyre të sëmurë në duart e qenieve njerëzore. Sidoqoftë, Skuileri arriti t'i bindte shpejt se veterineri i Uillingtonit mund ta shëronte më kollaj Bokserin sesa po ta mbanin aty në fermë. Nja gjysmë ore më vonë, kur e mori disi veten, Bokseri mundi të ngrihej në këmbë me vështirësi dhe ia arriti të çapitej deri në stallë ku Kloveri me Beniaminin i shtruan një shtrat të rehatshëm kashte.

Bokseri vazhdoi të rrinte në stallë edhe dy ditë të tjera.

Derrat i kishin dërguar një shishe të madhe me ilaç ngjyrë rozë që e kishin gjetur te arka e ilaçeve në banjë. Kloveri ia jepte lëngun dy herë në ditë, pas ushqimit. Pasdite ajo shtrihej pranë tij dhe e mbante me muhabet, ndërsa Beniamini i largonte mizat. Bokseri thoshte se nuk i vinte aspak keq për çfarë kishte ndodhur. Po të arrinte të shërohej mirë ndoshta mund të jetonte edhe tri vjet të tjerë. Ai mezi priste ato ditë të qeta që do t'i kalonte në një qoshe të kullotës së madhe. Për herë të parë aty do t'i jepej mundësia të studionte e të ushtronte mendjen. Siç thoshte edhe vetë, kishte ndër mend që pjesën tjetër të jetës t'ia kushtonte mësimit të njëzet e dy shkronjave që i kishin mbetur nga alfabeti.

Sidoqoftë, Beniamini dhe Kloveri mund t'i rrinin pranë Bokserit vetëm pas orarit të punës. Por furgoni që do ta merrte erdhi andej nga mesdita. Të gjitha kafshët po punonin në mbjelljen e rrepave të mbikëqyrura nga një derr kur panë të çuditura Beniamini që po vinte drejt tyre me vrap. Vinte nga drejtimi i ndërtesave të fermës dhe pëlliste me sa frymë që kishte. Për herë të parë po e shihnin Beniaminin të nervozuar. Madje ishte edhe hera e parë që po e shihnin duke vrapuar. "Shpejt! Shpejt!" bërtiste. "Ejani shpejt. Po na e marrin Bokserin." Pa pritur ndonjë urdhër nga derri, kafshët e lanë punën dhe u sulën me vrap për te ndërtesat e fermës. Dhe ja, m'u në mes të oborrit gjetën një furgon të madh të mbyllur, me ca shkronja anash dhe që tërhiqej nga dy kuaj. Në vendin e karrocierit qëndronte një burrë tinëzar me një kapele republike me strehën mjaft të ulur. Stalla e Bokserit ishte bosh.

Kafshët u grumbulluan rreth furgonit. "Mirupafshim, Bokser," bërtisnin në kor. "Mirupafshim!"

"Budallenj! Budallenj!" ulëriu Beniamini duke kërcyer

rrotull e duke kruar në tokë hundën e tij të vogël. "A s'e shihni ç'është shkruar anash furgonit?"

Kjo i stepi kafshët për një çast. Pastaj ra një heshtje e plotë. Murieli nisi të lexonte germë për germë. Por Beniamini e shty tutje dhe, në mes të një heshtjeje të thellë, lexoi:

"Alfred Limmonda - Kasap Kuajsh dhe Zjerës Tutkalli, Uillington. Sipërmarrës lëkurash dhe kockash. Furnitor ushqimi për qentë."

"A nuk e kuptoni tani se ku është fjala?" pyeti. "Bokserin po e çojnë te kasapi."

Kafshët ulëritën të gjitha nga tmerri. Në këtë çast njeriu që drejtonte karrocën i dha një fshikullimë kuajve dhe furgoni doli me njëfarë shpejtësie nga oborri. Kafshët e ndoqën të gjitha duke ulëritur hatashëm. Në krye i printe Kloveri. Furgoni nisi të ecte gjithmonë e më shpejt. Kloveri shtriu hapin dhe u lëshua me sa vrap kishte. "Bokser," thirri. "Bokser! Bokser! Bokser!" Dhe pikërisht atëherë, sikur ta kishte dëgjuar zallamahinë që bëhej jashtë, në dritarezën e vogël në anën e pasme të furgonit u shfaq turiri i Bokserit me njollën e bardhë mbi hundë.

"Bokser," thirri me një zë të tmerruar Kloveri. "Bokser, dil jashtë! Dil shpejt! Po të çojnë drejt vdekjes!"

Me të u bashkuan njëzëri edhe kafshët e tjera. "Dil jashtë, Bokser. Dil shpejt." Por tashmë furgoni kishte marrë shpejtësi dhe po largohej. Nuk merrej vesh nëse i kishte kuptuar Bokseri ato që i tha Kloveri. Por pas pak e largoi turirin nga dritarja dhe që nga brenda furgonit u përhap një zhurmë shurdhuese patkonjsh që përplaseshin me tërbim. Po përpiqej të çante rrugën për të dalë. Një herë e një kohë Bokseri do të kishte mundur ta kthente në cifla të gjithë atë furgon vetëm

me dy-tri shkelma. Por medet! Tani e kishin lënë fuqitë. Dhe s'kaloi shumë kur goditjet e patkonjve nisën të dobësoheshin, derisa u shuan fare. Pa pikë shprese, kafshët filluan t'u luteshin dy kuajve që tërhiqnin furgonin: "Shokë! Shokë!" thërrisnin. "Mos e çoni vëllain tuaj drejt vdekjes." Po egërsirat idiote që qenë aq të paditura sa të mos merrnin vesh se ç'bëhej, mbyllën veshët dhe shpejtuan hapin. Turiri i Bokserit nuk u duk më në dritare. Dikush u kujtua të nxitonte përpara për të mbyllur portën kryesore; ishte tepër vonë. Furgoni po e kalonte atë dhe, pas pak, u zhduk tutje në rrugë. Askush nuk e pa më Bokserin.

Tri ditë më vonë u njoftua se ai kishte vdekur në spitalin e Uillingtonit ndonëse nuk i kishte munguar gjithë kujdesi që mund t'i kushtohej një kali. Për t'ua dhënë lajmin të tjerëve erdhi Skuileri. Siç tha, ai kishte qenë vetë i pranishëm në çastet e fundit të Bokserit.

"Ishte pamja më mallëngjyese që kam parë ndonjëherë," tha Skuileri duke ngritur thundrën e duke fshirë një pikë loti. "Qëndrova pranë shtratit të tij deri sa dha shpirt. Edhe në grahmat e fundit, kur mezi fliste, më pëshpëriti në vesh se e vetmja gjë për të cilën i vinte keq ishte se po vdiste pa e parë mullirin të përfunduar. Përpara shokë, më pëshpëriti. Përpara në emër të Kryengritjes! Rroftë "Ferma e Kafshëve"! Rroftë shoku Napolon! Napoloni ka gjithmonë të drejtë! Ja, këto ishin fjalët e tij të fundit, shokë."

Këtu Skuileri papritur ndërroi sjelljen. Heshti një çast dhe me sytë e tij të vegjël lëshoi vështrime gjithë dyshim në të katër anët. Pastaj vazhdoi duke thënë se i kishin rënë në vesh thashethemet dashakeqe e absurde që ishin përhapur rreth largimit të Bokserit. Ndonjërës prej kafshëve i kishte zënë

syri të shkruar në furgonin që mori Bokserin fjalët "Kasap Kuajsh" dhe, menjëherë, na i kishte shkrepur në kokë mendimi se mos atë po e çonin ta thernin. Është vërtet e pabesueshme ta mendosh, tha Skuileri, që në mes nesh të ketë ndonjë kafshë kaq të trashë. Nuk ma do mendja, vazhdoi Skuileri duke bërtitur i prekur e duke tundur bishtin gjithë nervozizëm, s'ma do mendja që ndonjëra dyshon te shoku Napolon?! Shpjegimi ishte mjaft i thjeshtë. Dikur, ai furgon kishte qenë pronë e kasapit, i cili ia kishte shitur kohët e fundit kirurgut veteriner dhe ky ende s'kishte pasur kohë t'i fuste një dorë bojë. Ja, pra, se nga ishte shkaktuar edhe keqkuptimi.

Kur dëgjuan këtë, kafshëve sikur u hoqi dikush një barrë të rëndë nga supet. Ndërsa kur Skuileri vazhdoi të jepte edhe detaje të tjera të hollësishme nga çastet e fundit të Bokserit, kur përshkroi kujdesin e madh që i ishte kushtuar, ilaçet e shtrenjta për të cilat shoku Napolon kishte derdhur paratë pa dashur t'ia dinte për çmimet, atyre iu zhduk çdo lloj dyshimi dhe keqardhjen për vdekjen e shokut të tyre sikur e zbuti disi mendimi që, së paku, ai kishte ikur i lumtur.

Në mbledhjen e së dielës erdhi vetë Napoloni, i cili mbajti një fjalim për nder të kujtimit të Bokserit. Tha se kishte qenë e pamundur ta sillnin për ta varrosur në fermë kufomën e të ndjerit, ndaj ai kishte urdhëruar të thurej një kurorë me lule nga kopshti i shtëpisë e t'i dërgohej për t'u vendosur në varrin e Bokserit. Ndërsa për të nderuar kujtimin e tij derrat kishin planifikuar që pas disa ditësh të organizonin edhe një banket. Napoloni e mbylli fjalimin duke rikujtuar edhe një herë dy maksimat e preferuara të Bokserit: "Do të punoj më shumë" dhe "Shoku Napolon ka gjithmonë të drejtë", sentenca këto që, siç tha ai, do të bënte mirë t'i bënte të veta secila nga

kafshët.

Ditën e banketit një karrocë bakalli dorëzoi në shtëpi një arkë. Po atë natë u dëgjua zhaurima e një ahengu shungullues që u pasua nga diçka e ngjashme me një sherr të ashpër dhe që u mbyll, rreth orës njëmbëdhjetë, me një përplasje shurdhuese qelqurinash. Nga shtëpia nuk doli kush para mesditës së nesërme, ndërkohë që u hap fjala se derrave se nga u kishin ardhur ca para për të blerë edhe një arkë tjetër me uiski.

## KAPITULLI X

Kaluan vite. Stinët shkonin e vinin e, bashkë me to, fluturonte edhe jeta e shkurtër e kafshëve. Arriti një ditë kur askush në fermë me përjashtim të Kloverit dhe Beniaminit, Moisi korbit dhe nja dy derrave nuk e mbante mend periudhën përpara Kryengritjes.

Murieli kish vdekur. Kishin vdekur Bluebelli, Xheri dhe Pinçeri. Edhe Xhonsi po ashtu. Ai kishte vdekur në shtëpinë e një sarhoshi, shumë larg që aty. Me përjashtim të disave që e kishin njohur nga afër, edhe Bokserin e kishin harruar të gjithë. Tani Kloveri ishte bërë një pelë plakë e trashë, që mezi lëvizte gjymtyrët dhe shikimin e kishte shumë të dobët. Kish dy vjet që e kish mbushur moshën e pensionit, të drejtë të cilën nuk e kish gëzuar asnjë deri atëherë. Ajo fjala për të lënë mënjanë një qoshe të fushës për kafshët e moshuara ishte harruar prej kohësh. Napoloni tani ishte një mashkull i moshuar, rreth njëqind e pesëdhjetë kilogram. Skuileri ishte trashur aq shumë sa nuk i dukeshin sytë. Vetëm Beniamini nuk para kishte ndryshuar, me përjashtim të hundës që e kish pak më gri, si edhe faktit që qysh nga vdekja e Bokserit ishte

bërë edhe më i zymtë e më i heshtur.

Tanimë nëpër fermë gjallonin shumë krijesa, ndonëse shtimi nuk ishte edhe aq i madh sa ishte parashikuar në fillim. Kishin lindur shumë kafshë për të cilat Kryengritja ishte diçka e mjegullt, e treguar gojë pas goje dhe që i përkiste historisë. Ndërsa shumë kafshë të tjera ishin blerë rishtazi dhe as që ia kishin idenë këtyre gjërave. Veç Kloverit, tani në fermë kishte edhe tre kuaj të tjerë. Ishin të bukur, punëtorë të palodhur dhe shokë të mirë, por shumë budallenj. Asnjë prej tyre s'ishte në gjendje të mësonte alfabetin përtej germës B. Gëlltisnin gjithçka u thuhej mbi parimet e *Animalizmit* dhe mbi Kryengritjen, veçanërisht kur ua thoshte Kloveri, të cilën e respektonin si nënën e tyre. Por, megjithatë, nuk kuptonin ndonjë gjë.

Tani ferma prodhonte më shumë dhe ishte më e organizuar; ishte zgjeruar edhe me dy ngastra të tjera, të blera nga zoti Pilkington. Më në fund kishte përfunduar me sukses edhe ndërtimi i mullirit, ndërsa pronave të fermës u ishin shtuar edhe një makinë shirëse e një transportier drithi. Ndërkaq, ishin ndërtuar edhe disa mjedise të reja. Sidoqoftë, mulliri nuk u përdor kurrë për prodhimin e energjisë elektrike. U përdor për të bluar grurin, nga i cili nxirreshin mjaft fitime. Kafshët i qenë përveshur me mobilizim punës për ndërtimin e një mulliri tjetër. Kur të përfundohej edhe ky do të instaloheshin elektromotorët. Por nuk ziheshin më në gojë lukset për të cilat Snoubolli dikur i kishte bërë kafshët të shihnin ëndrra me sy hapur, si stallat me dritë elektrike, uji i ftohtë e i ngrohtë, ose java me tri ditë pune. Këto ide Napoloni i kishte kritikuar se kishin qenë në kundërshtim me parimet e *Animalizmit*. Ai thoshte se lumturia e vërtetë qëndronte në punën e pakursyer

dhe në jetesën me kursime.

S'dihet se si, por nganjëherë dukej se ferma ishte pasuruar ndërsa kafshët ishin varfëruar edhe më shumë (natyrisht, me përjashtim të derrave dhe qenve). Kjo ndodhte ndoshta ngaqë kishte shumë derra e qen. Nuk mund të thuash se këta s'punonin, sipas mënyrës së tyre. Siç nuk reshtte kurrë së shpjeguari Skuileri, ata kryenin një volum të madh pune duke mbikëqyrur mbarëvajtjen e fermës. Pjesa më e madhe e këtij pune ishte aq e ndërlikuar, saqë kafshët e tjera nuk ishin në gjendje ta kuptonin. Për shembull, Skuileri u tregonte se derrave u duhej të harxhonin çdo ditë energji të shumta për gjëra të tilla të mistershme të quajtura "dosje", "raporte", "urdhëresa" apo "shkresa". Këto qenë fletë të mëdha letre që duheshin mbushur cep më cep me shkrime dhe, me t'u mbushur siç duhej, digjeshin në furrë. Kjo, thoshte Skuileri, kishte rëndësi të veçantë për lulëzimin e fermës. Por, prapë se prapë as derrat e as qentë nuk prodhonin konkretisht të mira materiale me punën e tyre. Përveç kësaj, ata shtoheshin vazhdimisht dhe ishin gjithmonë në formë të shkëlqyer për të ngrënë.

Sa për kafshët e tjera, me sa dinin, niveli i jetës ishte për të qarë hallin. Më të shumtën e kohës ishin të uritura, flinin në kashtë, pinin ujë nga pellgu, rropateshin në fushë; në dimër vuanin nga të ftohtit, ndërsa në verë nga mizat. Ndodhte që më të moshuarit gërmonin thellë në kujtesën e turbulluar duke u përpjekur të saktësonin nëse gjendja kishte qenë më e mirë në ditët e para të Kryengritjes, kur sapo ishte dëbuar Xhonsi. Po nuk ia dilnin të saktësonin gjë. Nuk gjenin asgjë me se ta krahasonin jetesën e tyre të tanishme, nuk kishin asgjë në dorë veç disa listave, shifrave e fakteve të Skuilerit që tregonin

vazhdimisht se mirëqenia rritej dita-ditës. Ky problem dukej i pazgjidhshëm për kafshët të cilat, në fund të fundit, nuk para kishin edhe aq kohë të merreshin me të. Vetëm Beniamini plak deklaronte se e mbante mend deri në hollësi jetën e tij të gjatë dhe se e dinte se gjendja nuk kishte qenë kurrë dhe nuk do të ishte asnjëherë në të ardhmen as shumë më e mirë dhe as shumë më e keqe - sipas tij, ligji i pandryshueshëm i jetës ishte uria, vuajtja, zhgënjimi.

E, megjithatë, kafshët nuk e humbitnin shpresën. Për më tepër, asnjë çast të vetëm ato nuk e humbën ndjenjën e krenarisë si pjesëtarë të "Fermës së Kafshëve". Kishte mbetur ende e vetmja fermë në të gjithë vendin - në të gjithë Anglinë - ku pronarë e drejtues ishin vetë kafshët. Asnjë prej tyre, as edhe më të rinjtë, madje as edhe të porsaardhurit që sapo ishin sjellë nga ferma të tjera njëzet apo tridhjetë kilometra larg, nuk lodheshin së mrekulluari nga kjo. Dhe kur dëgjonin buçimën e pushkës, apo shihnin flamurin të valëvitej në shtizë, zemrat u mbusheshin me krenari të pafund dhe nisnin të bisedonin për ditët heroike të së kaluarës, dëbimin e Xhonsit, krijimin e Shtatë Urdhrave, betejat e mëdha në të cilat u mposht pushtuesi njerëzor. Ëndrrat e vjetra nuk ishin braktisur. Ende besohej te "Republika e Kafshëve", e parashikuar nga Majori, ku fushat e gjelbra nuk do të mund t'i shkelte më këmba e njeriut. Një ditë ajo do të vinte, ndoshta jo aq shpejt, ndoshta jo brenda jetës së tyre, jo prej kafshëve që jetonin aty, por do të vinte. Madje mund të dëgjohej të këndohej nën zë, tek-tuk, edhe melodia "Kafshë të Anglisë." Sidoqoftë, ishte fakt se atë e dinin të gjitha kafshët e fermës, ndonëse asnjëra nuk do të kishte guxuar ta këndonte me zë të lartë. Ndoshta ishte e vërtetë se jetonin me vështirësi dhe se nuk u ishin

plotësuar të gjitha shpresat, por ama ishin të ndërgjegjshëm se nuk ishin si të gjithë kafshët e tjera. Edhe nëse ishin të uritur, kjo s'ndodhte ngaqë duhej të ushqenin njerëzit; edhe nëse punonin shumë, të paktën punonin për vete. Asnjë krijesë mes tyre nuk ecte me dy këmbë. Asnjë krijesë nuk i thoshte tjetrës "Zotëri". Të gjitha kafshët ishin të barabarta.

Një ditë, në fillim të verës, Skuileri urdhëroi delet t'i vinin pas dhe i çoi në një copë tokë të papunuar, në fund të fermës, e cila ishte mbuluar me fidanë mështeknash. Delet ndenjën aty gjithë ditën duke kullotur gjethet nën mbikëqyrjen e Skuilerit. Pasdite vonë ky u kthye vetëm në shtëpi, ndërsa deleve, meqë koha ishte e ngrohtë, u tha të prisnin atje. Si përfundim, delet ndenjën gjithë javën atje dhe gjatë gjithë kësaj kohe s'ua pa kush fytyrën. Skuileri rrinte me to pothuajse nga mëngjesi në mbrëmje. Siç tha vetë, po u mësonte një këngë të re, e cila duhej mbajtur e fshehtë.

Jo shumë kohë pas kthimit të deleve, një pasdite të bukur, kur kafshët sapo lanë punën dhe po ecnin drejt fermës, nga oborri u dëgjuan hingëllimat e një kali të tmerruar. Kafshët shtangën në vend. Ishte zëri i Kloverit. Pasi u dëgjua përsëri hingëllima, kafshët u turrën drejt oborrit. Atëherë edhe ato panë atë që kishte tmerruar Kloverin:

Një derr po ecte me këmbët e pasme.

Po, po. Ishte Skuileri. Ecte përmes oborrit, me pak vështirësi, sikur nuk ishte mësuar si duhet për ta mbajtur gjithë atë masë mishi në atë pozicion, por ama ekuilibrin e ruante për mrekulli. S'kaloi shumë kur nga dera e shtëpisë u shfaq një rresht i gjatë derrash, të gjithë mbi këmbët e pasme. Disa ecnin më mirë se të tjerët, nja dy dukeshin si të pasigurt, sikur kishin nevojë të mbanin bastun, por që të gjithë e kaluan me

sukses xhiron rreth oborrit. Në fund fare u dëgjua një lehje e llahtarshme qensh, një klithmë çjerrëse nga gurmazi i këndesit të zi dhe ja ku doli vetë Napoloni me një krekosje të madhërishme mbi dy këmbët e pasme, duke hedhur andej-këndej vështrime mospërfillëse, ndërsa qentë lodronin rreth e rrotull. Në thundrën e përparme mbante një kamxhik.

Heshtje varri. Të habitura, të tmerruara, të mbledhura kokë më kokë, kafshët nuk ia ndanin sytë rreshtit të gjatë të derrave që parakalonin në oborr. Pastaj erdhi një çast kur e morën veten nga goditja dhe kur - pavarësisht nga frika e qenve, nga zakoni i asimiluar prej vitesh për të mos u ankuar, për të mos kritikuar, sikur çfarëdo të ndodhte - pavarësisht nga këto, mund të kishin lëshuar edhe ndonjë protestë. Por pikërisht atë çast, sikur t'ua kishte bërë me shenjë ndokush, delet shpërthyen në një blegërimë entuziaste:

"Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh mirë! Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh mirë! Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh mirë! Katërkëmbësh mirë, dykëmbësh mirë!"

Kjo vazhdoi pa pushim për pesë minuta. Dhe kur delet më në fund heshtën, kishte ikur çdo mundësi për të protestuar: derrat ishin futur të gjithë në shtëpi.

Beniamini ndjeu ta prekte një hundë mbi sup. Kloveri. Sytë i dukeshin më të turbullt se kurrë. Ajo e tërhoqi ngadalë, pa folur dhe e çoi deri në fund të plevicës së madhe ku ishin shkruar Shtatë Urdhrat. Ndenjën nja dy minuta duke vështruar murin e bojatisur me zift ku zbardhnin germat.

"Po më lënë sytë", tha pastaj Kloveri. "Megjithëse as në rini nuk kam qenë në gjendje të lexoj se ç'shkruhet atje. Po tani më duket sikur muri ka marrë tjetër pamje. A janë si më parë të Shtatë Urdhrat, Beniamin?"

Beniamini pranoi ta shkelte edhe një herë zakonin e vet. Aty s'kishte gjë tjetër veç një urdhri të vetëm që thoshte:

TË GJITHA KAFSHËT JANË TË BARABARTA, POR DISA KAFSHË JANË MË TË BARABARTA SE TË TJERAT.

Pas kësaj, s'kishe përse të çuditeshe më kur të nesërmen, derrat që mbikëqyrnin punët e fermës mbanin që të gjithë në thundrat e para kamxhikë. Po ashtu, s'ishte më çudi as kur mësuan se derrat kishin blerë një radio; se ata po bënin tratativa për të instaluar një telefon dhe se ishin abonuar te "Xhon Bull"-i, "Tit-Bits"-i dhe "Deili Mirror". Kafshëve nuk iu duk fare e çuditshme as kur Napoloni u pa të shëtiste në kopshtin e fermës me një llullë në gojë - jo, jo, as edhe kur derrat nxorën nga dollapi rrobat e zotit Xhons dhe filluan t'i vishnin, kur vetë Napoloni doli me një xhaketë të zezë, kilota sportive dhe dollakë lëkure, ndërsa dosa e tij e preferuar u paraqit me një fustan mëndafshi, të cilën dikur, të dielave, e vishte zonja Xhons.

Një javë më vonë, pasdite, u shfaq një varg pajtonesh. Ishte ftuar një delegacion nga ferma fqinje për të vizituar "Fermën e Kafshëve". Pasi shëtitën cep më cep, delegacionet shprehën admirimin për gjithçka panë, veçanërisht për mullirin. Kafshët po mbillnin rrepa në fushë, ku punonin pa u lodhur dhe pa ngritur kokën. Nuk dinin se kujt t'i trembeshin më shumë - derrave apo njerëzve vizitorë.

Atë mbrëmje nga shtëpia u dëgjuan të qeshura të papërmbajtura e këngë. Dhe nga gjithë ajo zallamahi zërash ndodhi që kafshët të bëheshin kureshtare. Çfarë po ndodhte tani atje ku për të parën herë takoheshin kafshë dhe njerëz si

të barabartë? Sikur ta kishin bërë me fjalë, nisën të zvarriteshin pa zhurmë nëpër kopshtin e fermës. Ndaluan një çast pranë portës si të kishin frikë të vazhdonin, por Kloveri vazhdoi udhë e para. Hynë brenda në majë të gishtërinjve dhe kafshët më të gjata arritën të shihnin matanë dritares së derës së dhomës së ndenjjes. Dhe ja, rreth një tryeze të gjatë ishin ulur gjashtë fermerë dhe gjashtë derrat më të shquar, me vetë Napolonin të rehatuar në vendin e nderit, në krye të tryezës. Derrat rrinin në karrige pa kurrfarë sikleti. Të pranishmit po zbaviteshin me një lojë letrash, që atë çast e kishin ndërprerë, ndoshta për të ngritur ndonjë dolli. Një gjym kalonte dorë më dorë, duke rimbushur krikllat me birë. Askujt s'i shkonte në mendje të shihte fytyrat e habitura të kafshëve pas xhameve.

Zoti Pilkington, i "Foksudit", me një krikëll në dorë ishte ngritur në këmbë. Ai tha se do t'i kërkonte të pranishmëve të ngrinin një dolli. Por, më parë se ta bënin këtë, e ndiente për detyrë të thoshte disa fjalë:

"Është kënaqësi e veçantë për mua", tha ai (dhe ishte i sigurt se kështu duhej të ishte për të gjithë të pranishmit e tjerë) - të shihte se si i kishte ardhur fundi një periudhe të gjatë mosbesimi dhe keqkuptimi. Ka qenë një kohë (jo vetëm ai apo ndonjëri nga miqtë e tij që ndodheshin aty kishin pasur të tilla ndjenja) ka qenë dikur një kohë kur pronarët e nderuar të "Fermës së Kafshëve" shiheshin me sy - nuk mund ta përdorte termin armiqësor, por ndoshta deri në njëfarë mase, ata shiheshin me një sy mosbesues nga fqinjët e tyre njerëz. Kishin ndodhur edhe incidente të pakëndshme, ishin përhapur edhe ide të gabuara. Mbizotëronte opinioni sikur ishte jonormale ekzistenca e një ferme ku derrat të ishin edhe pronarë, edhe mbikëqyrës dhe se kjo do të ishte faktor

destabilizimi për të gjithë krahinën. Pa i ditur mirë gjërat, shumë fermerë mbronin idenë se në një fermë të tillë do të mbizotëronte fryma e anarkisë dhe kaosit. I nervozonte shumë ideja e asaj që mund të ngjallte shembulli i fermës te kafshët apo edhe te punëtorët e fermave të tyre. Po të gjitha këto dyshime ishin pa bazë. Atë ditë, bashkë me miqtë e tij, ai kishte vizituar dhe inspektuar pëllëmbë për pëllëmbë "Fermën e Kafshëve". Dhe si e gjetën atë? Jo vetëm me metodat më bashkëkohore të drejtimit, por edhe me një rregull e disiplinë që duhej bërë shembull për të gjithë fermerët kudo që ndodheshin. Ai besonte se nuk e tepronte aspak kur thoshte se kafshët më të ulëta në "Fermën e Kafshëve" punonin shumë më tepër dhe merrnin shumë më pak ushqim nga të gjithë të ngjashmet e tyre në tërë vendin. Ç'është e vërteta, ai dhe kolegët e tij kishin mësuar shumë gjëra, të cilat kishin ndër mend t'i vinin menjëherë në zbatim në fermat e tyre.

Do ta mbyll fjalën time, tha, duke theksuar edhe njëherë ndjenjat e miqësisë së mirë që ekzistojnë dhe duhet të vazhdojnë të ekzistojnë mes "Fermës së Kafshëve" dhe fqinjëve të saj. Nuk ka dhe nuk është e nevojshme të ketë ndonjë mospajtim interesash ndërmjet derrave dhe njerëzve. Ata luftojnë për të njëjtin qëllim dhe ndeshen me të njëjtat vështirësi. A s'është kudo i njëjti problem: ai i forcave të punës? Këtu u vu re qartë se zoti Pilkington donte të bënte ndonjë shaka shumë të hollë, sepse e qeshura s'po e linte të vazhdonte fjalën. Pasi u përtyp dy-tri herë dhe gusha e varur i mori ngjyrën e specit, arriti më në fund ta lëshonte: "Nëse ju duhet të kënaqeni me kafshët më të ulëta," tha ai, "neve kemi klasat më të ulëta." Kjo batutë bëri që tavolina t'ia plaste gazit dhe zoti Pilkington gjeti edhe një herë rastin t'i përgëzonte

derrat për racionet e shkurtuara, punën me orar të zgjatur dhe mungesën e plotë të "përkëdheljeve", fakte që atij i kishin rënë veçanërisht në sy në "Fermën e Kafshëve".

Dhe tani, tha më në fund, do t'u kërkoj të pranishmëve të ngrihen në këmbë me lutjen që gotat t'i kenë plot.

"Zotërinj," e mbylli fjalën zoti Pilkington. "Zotërinj, po ngre një dolli: për lulëzimin e "Fermës së Kafshëve"."

Brohoritje entuziaste dhe përplasje këmbësh. Napolonit iu bë qejfi aq shumë sa e la vendin e tij dhe, duke i rënë rrotull tavolinës, vajti të bënte brom krikllën me zotin Pilkington para se ta zbrazte atë. Kur u fashitën brohoritjet, Napoloni që vazhdonte të qëndronte në këmbë la të kuptohej se kishte edhe ai dy fjalë për të thënë.

Si gjithë fjalimet e Napolonin edhe ky ishte i shkurtër dhe i drejtpërdrejtë. Tha se ishte i lumtur që periudhës së keqkuptimeve i kishte ardhur fundi. Kishte pasur për një kohë të gjatë thashetheme (për të cilat ai kishte arsye të besonte se përhapeshin nga forca të errëta dashakeqe) sikur në pikëpamjet e tij dhe të kolegëve të tij kishte diçka subversive, madje revolucionare. Pra, atyre ua kishin nxjerrë namin sikur donin të nxisnin Kryengritjen te kafshët e fermave të tjera. Por kjo nuk i përgjigjej aspak të vërtetës. E vetmja dëshirë e tyre, si në të sotmen ashtu edhe në të kaluarën, ishte të jetonin në paqe e në marrëdhënie normale afarizmi me fqinjët. Kjo fermë që ai kishte nderin ta drejtonte, shtoi Napoloni, ishte një ndërmarrje kooperative. Ato pak gjëra që qenë pronë e tij personale ishin njëkohësisht edhe pronë e të gjithë derrave së bashku.

"Nuk besoj", tha ai, "se ende mund të vazhdojnë dyshimet e dikurshme. Sidoqoftë, kohët e fundit, në praktikën e

përditshme të punëve të fermës janë bërë disa ndryshime që do të forcojnë edhe më tepër frymën e mirëbesimit. Deri tani kafshët e fermës kanë pasur një zakon disi idiot për t'i thirrur njëri-tjetrit me "shok". Kjo nuk duhet lejuar më kurrsesi. Ka ekzistuar edhe një rit i keq, të cilit nuk i dihet as origjina, për të parakaluar çdo të diel para një kafke derri të ngulur në një anë të kopshtit. Edhe kjo duhet ndaluar. Ndërsa, për sa i përket kafkës, ajo është varrosur prej kohësh. Ndoshta vizitorëve mund t'u ketë rënë në sy një flamur i gjelbër që valëvitet mbi shtizë. Në qoftë se po, atëherë do ta kenë vënë re se prej tij është hequr patkoi dhe briri i bardhë. Sot e tutje do të mbetet vetëm flamuri i gjelbër. Por kam vetëm një vërejtje për t'i bërë fjalimit të shkëlqyer e miqësor të zotit Pilkington, shtoi ai më vonë. Nga fillimi deri në fund zoti Pilkington përdori termin "Ferma e Kafshëve". Natyrisht, zoti Pilkington nuk ka si ta dijë (sepse ai, Napoloni, po e bënte për herë të parë njoftimin) se emërtimi "Ferma e Kafshëve" është i ndaluar. Tani e në të ardhmen do të njihet si "Ferma Menër", pasi, sipas meje, ky është emërimi i saktë dhe origjinal. Zotërinj, përfundoi Napoloni, do të propozoj po të njëjtën dolli, por me një formë tjetër. Mbushini deri në majë gotat. Zotërinj, ja dhe dollia ime: Për lulëzimin e "Fermës Menër!"

U dëgjua po ajo brohoritje entuziaste dhe krikllat u pinë me fund. Ndërsa vështronin këtë skenë, kafshëve prapa dritares së derës u dukej sikur diçka e çuditshme po ndodhte. Çfarë kishte ndryshuar ashtu në turirin e derrave? Sytë e turbullt të Kloverit kalonin sa te njëri te tjetri. Disa kishin nga pesë gushë, disa katër e disa tre. Dhe më e çuditshmja ishte se gjithçka dukej sikur tretej e ndërronte vazhdimisht trajtë.

Pastaj, pasi kishte mbaruar duartrokitja, të pranishmit morën kartat në duar dhe vazhduan lojën që kishin ndërprerë, ndërsa kafshët u larguan në heshtje.

Po ato s'ishin larguar as dhjetë metra kur shtangën. Nga shtëpia po vinte një zhurmë shurdhuese zërash. U kthyen dhe u turrën të shihnin përsëri nga xhamat. Po, po, kishte filluar një sherr i keq. Britma, goditje të rrepta mbi tavolinë, vështrime të vëngërta plot dyshim, mohime energjike. Me sa dukej, burim i turbullirave duhej të ishin Napoloni dhe zoti Pilkington, të cilët kishin nxjerrë që të dy njëkohësisht nga një As Maç.

Dymbëdhjetë zëra thërrisnin në kulmin e zemërimit dhe që të dymbëdhjetë nuk dalloheshin nga njëri-tjetri. Tani as mund të shtrohej më pyetja se ç'kishte ndodhur me turirin e derrave. Kafshët vazhduan të vështronin herë një derr e herë një njeri, pastaj përsëri një njeri e përsëri një derr, por ishte e pamundur të përcaktoje se çfarë ishte njëri dhe çfarë tjetri.

*Nëntor 1943 - shkurt 1944*

PËRMBAJTJA

bëhej shkrimtar profesionist. Duke filluar nga viti 1930, Oruelli u bë një kontribues i rregullt për "New Adelphi", dhe në vitin 1933 ai mori emrin "George Orwell", me të cilin ai do të bëhej i famshëm. Për romanin e tij të parë ai përdori si frymëzim eksperiencat e fundit me varfërinë dhe shkroi "Down and Out in Paris and London" (1933). Ndërsa jepte mësim në një shkollë private, ai botoi veprën e tij të dytë të rëndësishme "Burmese Days" (1934). Dy vjet më vonë ai u martua me Eileen O'Shaugnessy.

Gjatë viteve '30, Oruelli kishte adaptuar pikëpamjet e një socialisti dhe udhëtoi për në Spanjë, për të raportuar mbi luftën e tyre civile. Ai mori anën e militantëve të Partisë Marksiste të Punëtorëve të Bashkuar dhe luftoi përkrah tyre. Ishte kjo luftë që e bëri atë ta urrente komunizmin dhe të favorizonte socializmin anglez. Oruelli shkroi një libër mbi Spanjën, "Homage to Catalonia", që u botua në vitin 1938.

Gjatë Luftës së Dytë Botërore, Oruelli shërbeu si oficer në Gardën Rezervë dhe gjithashtu punoi si gazetar për BBC-në, Observer-in dhe Tribune-n, ku ishte redaktor letrar nga viti 1943 deri në vitin 1945. Aty nga fundi i luftës ai shkroi "Fermën e Kafshëve", dhe kur lufta mbaroi ai shkoi në Skoci.

Ishte "Ferma e Kafshëve" që e bëri më në fund të suksesshëm Oruellin. Suksesi tjetër i tij mbarëbotëror ishte "Nineteen Eighty-Four", për të cilin Oruelli tha se ishte shkruar "për të ndryshuar mendimin e të tjerëve mbi llojin e shoqërisë për të cilën ata duhet të luftojnë." Fatkeqësisht Oruelli nuk jetoi aq gjatë për të shikuar sa i suksesshëm do të bëhej, sepse ai vdiq nga tuberkulozi, në Londër, më 21 janar të vitit 1950.

"Një nga alegoritë më të mëdha politikë të të gjitha kohërave… Është një libër për këdo dhe çdo njeri, me shkëlqimin e tij të pazbehur edhe pas pesëdhjetë vjetësh."

RUTH RENDELL
*Daily Telegraph*

Pasi kanë hequr qafe pronarin e tyre njerëzor, kafshët e "Fermës Menër" janë duke shpresuar për një jetë të lirë dhe të bollshme. Por ndërsa një elitë e mençur mizore vjen në pushtet, kafshët e tjera e gjejnë veten në mënyrë të pashpresë të zënë në grackë sipas mënyrave të vjetra.

Historia rrëqethëse e Oruellit, e tradhtisë së idealizmit përmes tiranisë dhe korrupsionit, edhe sot është po aq e freskët dhe reale sa edhe kur u botua për herë të parë në vitin 1945.

"Alegoria e tij mbetet satira jonë më e madhe e fytyrës së errët të historisë moderne."

MALCOLM BRADBURY
*Mail on Sunday*

ISBN 99943-42-08-8
9 789994 342082



**Çmimi 500 lekë**